## Titulli i origjinalit

**El-Ijdah ve tebijn fi men tevekafe ev shekke fi kufri tavagit vel murtedin**

# Parathënia e dijetarit Shejh Ali El Hudejri (Allahu e ruajtë)

E kam kontrolluar atë që e shkroi  në librin e tij dijetari i ndëruar Ahmed Halidi ( Allahu e ruajtë) të cilin e titulloi “**Gjykimi për atë që ndalet ose dyshon në kufrin e tagutave dhe felëshuesve”.** Ky libër është vazhdimësi e përpjekjeve të hoxhës së ndëruar në shpjegimin e meseleve të teuhidit, përhapjen e tyre, thirrjen në to dhe mbrojtjen e tyre. Ai ka shkruar më herët libra dhe shkresa në teuhid, e në veçanti në Teuhidin Uluhije (njësimin e Allahut në adhurim) dhe ajo që ka të bëj me të. Allahu e shpërbleftë me të mira për të gjithë këtë punë!

Në këtë libër, hoxha (Allahu e ruajt), shpjegoi dallimin në arsyetimin me injorancë ndërmjet mos kufrit të llojit të tagutit dhe arsyetimit me injorancë në disa lloje të tij dhe disa persona.

Kjo temë është shumë e rëndësishme dhe ka të bëj me meselën e kufrit në tagut, e që është shtylla më e madhe e fjalës së teuhidit (shehadetit), e në të cilën në kohën bashkëkohore ka rënë xhehli (injoranca), hutimi dhe përzierja.

Ai foli për devijimet e murxhive dhe havarixhëve në këtë bazë dhe tregoi për medh’hebin e selefit në të. Gjithashtu sqaroi rreth keqkuptimit (përzierjes) që ka rënë në rregullën “ Ai që nuk e bën kafirin-kafir, bëhet kafir”.
Allahu e shpërbleftë me të mira!

Pastaj shpjegoi rreth asaj që ndërlidhet me tagutat, të cilët përkatësohen si muslimanë, me çrast çështja e tyre iu është përzier shumë muslimanëve, ngase ata (tagutat) i shfaqin shumë prej simboleve (adhurimeve) të fesë. Kështu që disa prej tyre nuk i bënë tekfir, ose u ndalen ose dyshuan. Hoxha tregoi dhe sqaroi atë që ndërlidhet me meselën e tekfirit të tagutave dezertorë dhe tri rregullave që kanë të bëjnë me ta.

Meselën e fundit e konsideroj si me të rëndësishmen në këtë libër, me çrast i porosis muslimanët e në veçanti shebabet (rininë) në leximin dhe kuptimin e thellë të saj, për shkak të dobisë dhe domosdoshmerise të njohjës së saj.

Kjo është mirësia e Allahut, ia jep atij që do. Frikësojuni Allahut, e Allahu ju mëson juve

**“E ata, të cilët luftuan për hir Tonë, Ne me siguri do t'i orientojmë rrugës për te Ne, e nuk ka dyshim se All-llahu është në krahun e bëmirësve.”.** (Ankebut:69)

Salavatet dhe përshëndetjet qofshin mbi të dërguarin tonë,Muhamedin salAllahu alejhi ue selem dhe mbi shokët e tij.

E shkroi: Ali Ibn Hudejr El-Hudejr Allahu e ruajt.

# Biografia e Dijetarit Ahmed Halidit ( Allahu e liroftë)

**Prejardhja e tij:** Ai është Ebu Ahmed ibn Hamud ibn Muferexh ibn Hasim ibn Abdullah ibn Mutlak el Xheberi nga fisi Beni Halid, një fisi Beni Halid, një fis ky i njohur.

Lindja, rritja dhe fillimi i kërkimit të diturisë:

U lind në Kuvajt në vendin Xhulejb Esh-Shujuh në vitin 1389h.

E memorizoi Kuranin fisnik.

Poashtu librin " Kitabu Teuhid" të dijetarit Muhamed ibn Abdul Vehabit.

Librin " El Vasitije" të Ibn Tejmijes.

Librin "El-Bejkunije" dhe "El- Usul min Ilmul Usul" të Shejh Uthejminit.

Librin "El-Uxhrumije" , librin "Nuhbetul fikër" të dijetarit Hafidh ibn Haxherit.

Librin "Bulugu el Meram" të Ibn Haxherit kapitullin e taharës (pastertisë) nga libri "Sunenu Ebi Davud".

Librin "El-lu'lu vel merxhan fima ittefeka alejhi shejhan" dhe një numer të madh të haditheve nga "Sahihul El Buhari" dhe librin "Umdetul Fikh" të Ibn Kudames në medhhebin Hambeli.

Në vitin 1413h. u shpërngul nga Kuvajti për në Medinën e të dërguarit, e pastaj u transferua në "Kajretul ulja", ku jetoj me farefisin e tij. Në vitin 1421 h të muajit Dhulkade u transferua në "Ahsa" dhe qëndroi aty.

**Dijetarët tek të cilët mësoi:**

1.Ka mësuar librin "Shpjegimi i Vasitijes" tek dijetari dhe Muftiu i " Ahsas" , dijetari Abdul Aziz Jahja ibn Jahja el Hanbeli.
Nga dijetari Feuzani "Tahavije", librin " Thelbi i fesë dhe shtylla e saj ", librin "Katër bazat" librin " Zbulimi i dyshimeve në Teuhid",
Librin " mufid el mustefid" shkresên në kuptimin e fjalës " La ilahe il Allah".
Të gjitha këto libra të dijetarit të madh Muhammed ibn Abdul Vehabit.Pastaj shkresen në kuptimin e fjalēs "La ilahe ilAllah" të dijetarit Sulejman ibn Sehman, librin "Tekfiri konkret" të shejh is'haj Alu Shejh, librin " Gjykimi i Islamit për miqësimin e mushrikëve" të shejh Sulejman ibn Abdullah Alu Shejh, librin " Hashijetu li usulu thalathe", nga Abdurrahman ibn Kasim, shkresën e Kemaludin el-Bagdadiut el Hanbeli në usulu fikh, shpjegimin e Bejkunijes dhe " Revdatu Mureba" në medhhebin hanbeli dhe e lexoi para tij poemën e tij në akide e titulluar " El-ula mendhumeti".

2. Para dijetarit Ibrahim ibn Muhamed ibn Sad El Husejn e mësoi librin " Ibtal Et-tendid fi sherh kitab Teuhid" librin " Sebilu nexhat vel fekak" të dijetarit Hamd ibn Atik, librat "Evtheku ura-el-Iman" dhe "Hukmu muvalat ehlul ishrak" të dijetarit Sulejman ibn Abdulla Alu Shejh, librin " Mufid el Mustefid" të dijetarit Muhamed ibn Abdul Vehabit librin "Tekfirul Muajen" të dijetarit Is'hak ibn Abdurrahman ibn Hasen, librin " Sherhu Aslu Din ve kaidetihi", librin " Merad el adhb ezelali" të dijetarit Abdurrahman ibn Hasen Alu Shejh, librin " Tahkim el kavanin el vadije" të dijetarit Muhamed ibn Ibrahim, librin " Ul Ubudije vel Intisar li hizbilah el muvehidijne" të dijetarit Eba Betinit dhe librin " Esbabu nexhati seul min sejfil meslul" nga disa dijetar të Nexhdit.

3.Allahu ia mundësoi që para dijetarit dhe muxhahidit Hamad ibn Ris Err-Rris ta lexon librin " Tahkim el kavanin el vadije" të dijetarit Muhamed Ibn Ibrahim dhe " Site mevadi min Sire" të dijetarit Muhamed ibn Abdul Vehabit.

4.Para dijetarit dhe muxhahidit Ali ibn Hudejr el-Hudejr e lexoi " Shkresen në kuptimin e tagutit" të dijetarit Muhamed ibn Abdul Vehabit, librin "Takriratu fi Aslu din" të Shejh Muhamed ibn Abdul Vehabit, librin " Hukumu muvalat ehlul ishrak" të dijetarit Sulejman ibn Abdullah. Pastaj i ka lexuar disa libra para këtij dijetari.Prej tyre:"Kavaid el-Erbea", "Shirkul Ekber", " Bid'a ", "Xhuzi el xhehl vel iltibasul hal " dhe "Xhuzi aslu dinul islam".

5. Para dijetarit Abdul Aziz ibn Ani Es-Sa'dun El-Kurejshi e lexoi librin e Imam Ahmedit " Err-Rredu Alel Xhehmije ve zenadika" dhe librin " Nakd ala bisher el murejsiu" nga dijetari Ibn Othman ibn Seid Darimi.Gjitjashtu "Sherhu kitabu teuhid min sahih el buhari" nga Gunejmani dhe pjesën e parë të librit " Mearixhul Kabul" të dijetarit Hafidh Ahmed El-Hakemi etj.

6.Para dijetarit Abdurrahman ibn Tala Esh-Shemeri e lexoi " El-Udetu fi sherhi umde", " Irshad li marifeti el ahkam" , "El kavaid el usul el xhamiatu vel furuk", " Etekasim El-Bedi'a Enafiatu" nga Shejh Sa'di. Pastaj librin " El-ihkam fi usul el ahkam". Pastaj " Hashijetu Rrahbije fil feraid" të dijetarit Abdurrahman ibn Kasim, "El-Hanbeli dhe Tuhfetul Ahvedhi" të shpjegimit të Tirmidhiut, prej vellimit të parë deri tek ai i gjashti, librin " Kitabul istidhkar" të Ibn Abdul Berrit, tefsirin e Ibn Kethirit, librin "Garibul Kuran", "Xhuzi min mushkelil Kuran" të dijetarit Ibn Kutejbes, librin "Nasih vel Mensuh" të dijetarit Hebetullah ibn Selamete el Makri ", librin " El fusul fi usul Et-tefsir" nga Tajari, librin " Sherh ibn akil alel elfije", librin

" Sherh Verekat" të dijetarit Abdullah Fevzan. E mësoi përmendsh " Bulug el meram" dhe " Fikhu lugat" nga Thalebiu.

7.Disa libra i lexoi edhe para diaa nxënësve të dijes. Prej tyre: Abdullah ibn dhijab ibn Xhurani. Pastaj shpjegimin e " Melhatul i'rab", "Tuhfetu senije fi el mukadime el uxhrumije" të Muhi Dinit, "Katru neda" të Ibn Hishamit dhe vëllimin e parë të shpjegimit të Ibn Akilit në " Elfije" dhe të tjera.

**Shkrimet dhe veprat e tij:**

Shejhu i ka shkruar disa libra:

1.Et-Tibjan lima vekea fi davabit mensuben li ehli suneh bila burhan.

2.Inxhah haxhetu sail fi ehemi mesail (Libër në Teuhid e përkthyer në gjuhën shqipe)

3. El ijadah ve tebijn fi hukmi men sheke ev tevekafe fi kufri badu tavagit el murtedin ( e perkthyer në shqip)

4.Et-Tenbihat ala ma fi kelami Err-rris minel veratat vel aglutat.
5.El Keshfu ve tebjin fi sherh aslu din (musvede).

6.Ka dhënë disa komente të "Risaletu tekfiril muajjen" të dijetarit Is'hak , të "El udhër bil xhehli" të dijetarit Abdullah eba Betini, të libri "Delail" të

dijetarit Sulejman ibn Abdullah dhe të libri "Sebilu nexhat" të dijetarit Hamd ibn Atik.

7.Ka shkruar librin " Hukmu Err-Rafida (musevede)

8.Ijdah Ed-Delail vel mesail fi sherh inxhah haxhetu sail.

9.Ed-Dureru nekije fi sherh mendhumetul bejkunije.

10. Ukudul xhevahir El-Menthure fi sherh el Ali el mendhumetu fi itikadi ek firkatu el merhumetu.

11. Ka shkruar së bashku me disa dijetarë dhe nxënës të dijës disa prej temave të teuhidit si "Ngritja e argumentit" , "Shpjegimi i Teuhidit", "Meselja e gjykimit" dhe ajo që ka të bëjë me këto tema.

12. Ka mbajtur ligjerata (derse) në akide, teuhid, fikh, tefsir, gjuhë, gramatikë, shkencën e hadithit. E ka komentuar tri herë radhazi librin " Kitabu Teuhid" të Muhames ibn Abdul Vehabit dhe ka vazhduar duke ua shpjeguar nxënësve të dijës derisa është burgosur.Gjithashtu ka shpjeguar librin "Mearixhul Kabul" të Hafidh el Hakemiut dhe librat e dijetarëve të Nexhdit.

Gjatë gjithë kohës i lexon librat e dijetarëve të Nexhdit në shtëpi në udhëtim, dhe librin "Minhaxh salikin" të shejh Sadit dhe librin "Sherhu bejkunine".

I kam lexuar librat e Shejhut, prej tyre" inhaxhu haxheti sail" .Po ashtu e lam lexuar pesë herë shpjegimin e "Bejkunies" dhe të tjerat. I ka mbajtur disa kurse të dijës dhe u ka ndihmuar muzhahidave në luftimin e pabesimtarëve dhe munafikeve.Shejhi vazhdon kërkimin e dijës dhe leximin e librave para dijetarëve deri në këtē moment që po i shkruajmë kēta rreshta dhe thotē:

"Vazhdojmë në kërkimin e dijës pa pushuar".

Prej angazhimeve të tij janē kujdesi ndaj thelbit të fesë (fjalës La ilahe ilAllah ) , teuhidit, dhe në çdo mexhlis që shkon flet pēr teuhidin dhe shpjegimin e tij. Kësisoj shumë nxënës të dijës kanē përfituar, pa i përjashtuar edhe dijetarët, e në veçanti në meselët tē cilat u janë tubulluar nxënësve të dijës, siç janë : Meselja e ngritjës së argumentit dhe kuptimit të tij, meselët e " Esmave ve Ahkameve" dhe ajo që nderlidhet me to".
Këto mesele kanë qenë të huaj (të panjohura) tek shumica, ndërsa shejhu i ka ripërtrirë dhe nëpërmjet tij Allahu i ka ngjallur ato.
Shejhu në këtë përpjekje është sikurse shiu i cili në çdo vend që bie bën që të mbinë bimë të reja. E lus Allahun që t'i bën hise në fjalët e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem:
"Kush vepron në Islam një vepër të mirë do ta ketë shpërblimin e atyre që e pasojnë atë" (muslimi) dhe hadithi tjetër:" Allahu në çdo 100 vjet dërgon një njëri, i cili ua ripërtrinë çështjet e fesë". (Shejh albani thote hadithi sahih)

**Lavdatat e dijetarëve për të:**

Shejhun e kanë lavdëruar shumë dijetarë.Prej tyre:

1.Dijetari, shejhu i madh i kohës Hamud Ukla Esh-Shuajbi (Allahu e mëshiroftë) kur u pyet për të tha:

"Ai është dijetar i specializuar"

2.Dijetari Abdullah Gunejmani (Allahu e ruajtë) në parathënien e librit "Tibjan" tha: "Vëllau ynë Ahmed Halidi nuk ka ardhur me risi, por e ka ndjekur rrugën e pasuesve të hakut.Është përpjekur dhe ka bërë mund për nxjerrjën e së vërtetës, duke i demantuar dyshimet. Allahu e shpërbleftë, ia shtoftë dijën dhe vazhdimin në atë që ka urdhëruar Allahu.

Gjithashtu kur e ka lexuar librin e tij " Inxhah haxhetu sail fie hemi mesail" ka thënë: "Është mirë që të nxirret si tekst (dhe të mesohet përmendsh).Ky liber është e përkthyer në gjuhen shqipe me titull:

Kënaqja e nevojës së atij i cili pyet për çështjet me të rëndësishmë.

3.Ka thënë dijetari Ibrahim Husejn (Allahu e mëshiroftë) pasiqë i lëxoi disa nga librat e tij: " T'u lehtësoftë rruga e dijes o Eba Mundhir.Nuk je çfarëdo nxënësi i dijës. Allahu të dhashtë sukses dhe ta shtoftë dijen".

4.Ka thënë dijetari Abdul Aziz Jahja (Allahu e mëshiroftë) kur është pyetur për të:

"Ka diapazon të madh të dijës, e në veçanti në librat e dijetarëve të Nexhdit,derisa edhe studiuesit në universitete nuk janë të përpikt sikurse Ahmed Halidi. Poashtu ka thënë në lavdërimin e tij;

"Kupton shpejt dhe është shum i mençur dhe "Atë e gjenë në detse dhe hallka te dijês"

5.Dijetari Ali Hudejr (Allahu e ruajt) duke e lavdëruar tha:
“Dijetari Ahmed Hamud El-Halidi është prej dijetarëve me të mirë që kam njohur. Allahu e ka furnizuar me largpamësi në të kuptuar në diturinë e teuhidit, akidës dhe lëmive të tjera. Jam kujdesur çdo herë t’i lexoj shkrimet dhe veprat e tij për shkak të dobive që i ka nxjerrë në to, dhe kam pëfituar shumë prej tyre”.

Ia kam dhënë disa  prej librave të mia për shqyrtimin e tyre para se të dalin në botimin dhe kjo ishte nga mirësitë e Allahut që ia dhuron atij që do. Ajo që dallohet shejhu (Allahu i dashtë sukses) është njohja e bazave dhe shpjegimi i dijës duke e kthyer atë në baza  dhe duke e sjellur  dijën nga kapitujt e vërtetë të dijës. Gjithashtu kujdesi i tij i madh që ta sjell argumentin nga Kurani dhe suneti, fjalët e sahabëve, selefëve dhe mos shmangia prej tyre. I këshilloj vëllezërit muslimanë në leximin e librave të tij dhe përfitimin pre tyre. Gjithashtu ka thënë: “Ai është i mbushur me urtësi”.

Përgatiti nxënësi i tij: Abdullah ibn Muhammed ibn Fehid Ed-Devseri

7/29/1423

Ahsa-El-Hufuf

Bismilahi Rrahmani Rrahim

## Parathënie

Falënderimi i takon Allahut, Pronarit të çdo gjëje, Zotit të Plotëfuqishëm i Cili në librin e Tij tha: **“Ne dërguam në çdo popull të dërguar që t’u thonë: “Adhuroni vetëm Allahun, e largojuni tagutit!” (Nahl:36).**

Dëshmoj se nuk ka të adhuruar me meritë pos Allahut, i Cili nuk ka shok, dëshmi e njësusit deri në Ditën e Kijametit. Dërgoj salavate dhe selame për udhëheqësin e muxhahidave modelin e njësuesve, Muhamedin të birin e Abdullahut, mbi familjën dhe shokët e tij, ata që i pasuan dhe e ndjekin rrugën e tij deri në Ditën e Gjykimit.

Më pastaj:

Këtë shkresë të shkurtër e paraqes myzhde për besimtarët, kënaqësi për vëllezërit të cilët dëshirojnë përfitimin e diturisë, e në veçanti në meselën e tagutit dhe ajo që ndërlidhet me të prej meselëve degëzuese.Ne të treguam definicionin e tagutit, rregullat dhe bazat e tij, dallimin ndërmjet formës së mohimit të tagutit me logjikë (sikurse njeriu, shejtani etj..) dhe tagutit të palogjikshëm (sikurse guri, pema,dielli,hëna etj), si dhe ajo që ndërlidhet me të prej arsyetimit me injorancë në dallimin të mos tekfirit në përgjithësi të llojit të tagutit dhe disa llojeve të tij.

Pastaj kemi folur për gjykimin e hyrjës në parlamentin e tagutit ose kandidimi për deputet. Deshëm ta nxjerrim këtë për vëllezërit në mënyrë që të përhapet dobia, ose ndoshta nxënësi i dijës e arrinë kërkimin për këtë mesele, ngase këto mesele janë mesele të gurbetit (të huaja, të panjohura) në këtë kohë. Vetëm nga Allahu kërkojmë ndihmë!

Nëse do Allahu do të vazhdojmë në nxjerrjën e meselës që ka të bëj me gjykimin, nëse nuk na del ndonjë pengesë. E lus Allahun që të ma përmirëson nijetin tim, të na largon nga ne dhe nga vëllezërit çdo të keqe dhe fatkeqësi, ta ndihmon fenë dhe ushtrinë e Tij, ta bën fjalën e Tij me të lartën dhe fjalën e atyre që e mohuan si me të ultën.

I dërgoj salavate dhe selame krijesës me të mirë të njerëzimit, Muhamedit salAllahu alejhi ue selem.

## Kapitulli i Parë

# Obligueshmëria e dallimit të arsyetimit me injorancë të mos tekfirit të tagutit dhe mosnjohjes së disa prej llojeve të tij.

Tema e parë**: DEFINICIONI I TAGUTIT**

Definicioni i Tagutit: Kjo fjalë është e marrur nga fjala “taga” që do të thotë: teprim, tejkalim i kufirit. Thotë Allahu i Madhëruar: **“A i vure re ata që mendojnë se besuan atë që të zbriti ty, dhe atë që zbriti para teje, se si dëshirojnë që mes tyre të gjykojë Taguti, e duke qenë se janë të**

**urdhëruar që të mos e besojnë atë. E djalli dëshiron t'i humbë në pafundësi”.** (Nisa:60)

**E kujdestarë të atyre që nuk besuan janë tagutat që i nxjerrin ata prej drite e i hudhin në errësira.** (Bekare:257)

**Ndërkaq, ata që u larguan prej adhurimit të tagutave dhe iu drejtuan All-llahut, ata kanë gëzim të madh, e ti përgëzoji pra robërit e Mi!** (Zumer:17)

-Ka thënë Lejthi, Ebu Ubejde, Kisai dhe shumica e dijetarëve të gjuhës se taguti është: **Ai që adhurohet përveç Allahut.**

-Ka thënë Xhevheriu: Taguti është: **Falltori, shejtani dhe çdo prijës që shpie në humbje.**

-Ka thënë Maliku dhe të tjerët prej selefëve dhe halefëve (dijetarëve të më vonshëm): **Çdo kush që adhurohet përveç Allahut quhet tagut.**

-Ka thënë Omer Ibn Hatabi, Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) dhe shumë prej komentatorëve të Kuranit se **tagut quhet shejtani.**

Për këtë Ibn Kethiri (Allahu e mëshiroftë) ka thënë së është mendim shumë i fortë, ngase e përfshinë tërë atë në të cilën gjindeshin njerëzit e kohës së injorancës (xhahilijetit); prej adhurimit të idhujve, gjykimi tek ta dhe kërkimi i ndihmës prej tyre.

-Ka thënë Vahidiu (Allahu e mëshiroftë) tek fjala e Allahut të Madhëruar: **“"A nuk u vure re atyre që iu është dhënë pjesë nga libri? Besojnë idhuj e**

**taguta dhe për ata që nuk besuan thonë: "Këta janë në rrugë më të drejtë, se ata që besuan!** (Nisa:51). Çdo kush që adhurohet përveç Allahut është xhibt dhe tagut.

-Transmeton Atije se Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) ka thënë: Xhibt janë idhujt, kurse tagutat përkthyesit e idhujve të cilët i kishin në duart e tyre ku e shprehnin gënjeshrën ndaj tyre për t'i devijuar njerëzit.

-Kurse në një transmetim tjetër nga Valibiu tha: Xhibti është falltori kurse tagut-magjistari.

-Kanë thënë disa prej selefëve në komentin e fjalës së Allahut të Madhëruar:

"...**Besojnë në xhibt e taguta..."** (Nisa:51), se ai është Ka'b ibn Eshref, e disa thanë se është Hajij Ibn Ahteb. Ata të dy e merituan këtë emërtim për shkak se ishin koka në devijim, arrogantë në teprim, prijës në devijimin e njerëzve, dhe për shkak të bindjës se çifutëve ndaj tyre në mëkat ndaj Allahut. Prandaj çdonjëri që vepron këtë lloj-ai quhet tagut.

-Ka thënë Ibn Kethiri (Allahu e mëshiroftë) në komentin e fjalës së Allahut të Madhëruar:"... **se si dëshirojnë që mes tyre të gjykoj taguti.."** (Nisa:60), se ajeti është i përgjithshëm për të gjithë dhe paralajmërim për çdonjërin që largohet nga Kurani dhe Suneti dhe gjykon tek dikush tjetër në të kotën. Kjo është për qëllim me fjalën tagut.

-Ajo që përfitohet (kuptohet) prej të gjitha fjalëve të dijetarëve është se emri tagut përfshinë:

-Çdo të adhuruar përveç Allahut, çdo prijës në devijim i cili bën thirrje në të kotën.

-Ata që i vendosin për gjykatës në mes tyre me ligjet e injorancës (ligjet e fabrikuara nga njerëzit ) të cilat e kundërshtojnë gjykimin e Allahut dhe të dërguarit të Tij.

-Gjithashtu e përfshinë falltorin dhe magjistarin, dervishët, adhuruesit e varreve dhe të tjerëve, të cilët i gënjejnë pasuesit e tyre me përralla dhe devijime të injorancës, se gjoja pronarët e këtyre varreve do t'ua kryejn nevojat të cilat ua drejtojnë. Ata kësisoj i gënjejnë duke u thënë se filani,pronari në filan varrin ka bërë këtë dhe këtë prej gënjeshtrave që janë vepra të shejtanëve që i inspirojnë pasuesit e tyre- se ai është i cili ua ka kryer nevojën  e tyre, ku me këtë ata i fusin në shirkun e madh dhe llojëve të tij. Burimi i të gjitha këtyre dhe më i madh i tyre është shejtani, e që është taguti me i madh. Këtë e tha dijetari i madh Abdulla ibn Abdurrahman, i njohur si Eba Betin (Allahu e mëshiroftë)-Mexhmuatu Teuhid, 1/171

Ka thënë hoxha i komentatorëve të Kuranit, Imam Taberiu (Allahu e mëshiroftë) se tagut është çdo kush që adhurohet përveç Allahut, çoftë me forcë ndaj tij ose me bindje ndaj robërve në atë që e ka ndaluar Allahu, çoftë ky njeri, shejtan, idhull, statuj ose kushdo tjetër.

## Tema e dytë: Përmendja e kokave të Tagutit dhe se bazat e tij janë tri

Ka thënë shejh Muhammed ibn Abdul Vehabi (Allahu e mëshiroftë):**Taguti** është i përgjithshëm në çdo gjë që adhurohet përveç Allahut. Pra çdo gjë që

adhurohet përveç Allahut. Pra çdo gjë që adhurohet përveç Allahut dhe pajtohet me atë adhurim që ia bën i adhuruari ose i pasuari ose ai që i bindet dikujt tjetër përveç Allahut dhe të dërguarit të Tij-ai është **tagut.**

Tagutat janë të shumtë, mirëpo kokat e tyre janë pesë:

1. Shejtani i cili thërret që t'i bëhet ibadet dikujt tjetër pos All-llahut. Argument për këtë është fjala e All-llahut**: *"O bijtë e Ademit, a nuk ju dërgova porosinë që mos ta adhuroni Shejtanin, se me të vërtetë ai është armiku i juaj i vërtetë !?"*** (Jasinë, 60).
2. Gjykatësi i padrejtë (tiran) i cili i e ndryshon gjykimin e Allahut. Argument për këtë është fjala e All-llahut***: "A i vure re ata që supozojnë se besuan në atë që të zbriti ty dhe në atë që ka zbritur para teje, se si dëshirojnë që mes tyre të gjykoj Taguti, e duke qenë të urdhëruar që të mos besojnë në të*** *(të bejnë kufër në Tagut)**. E shejtani dëshiron që t'i humb në një humbje të largët ".*** (en Nisa 60).
3. Ai që nuk gjykon me atë që e ka zbritur All-llahu. Argument për këtë është fjala e All-llahut: ***"Dhe kush nuk gjykon me atë që ka zbritur All-llahu ata janë qafira".*** (el Maide 44).
4. Ai i cili pretendon se e din të fshehtën përveç All-llahut. Argument për këtë është fjala e All-llahut: ***"Ai*** *(All-llahu)****është që e din të fshehtën, por fshehtësinë e vet nuk ia zbulon askujt. Në përjashtim të ndonjë të dërguari që Ai don. Ai me të vërtetë vë roje para dhe prapa tij*** *(kur i shpall fshehtësitë)****".*** (el Xhinn 26-27). Dhe fjala e Tij: ***"Vetëm tek Ai janë çelësat e fshehtësisë, atë*** *(fshehtësinë)* ***nuk e din askush pos Tij. Ai din çka ka në tokë dhe çka ka në det, Ai e din për çdo gjeth që bie dhe s'ka kokërr në thellësi të tokës, s'ka të njomë e s'ka të thatë që nuk është*** *(e shënuar)* ***në Librin e qartë."*** (el En'amë 59).
5. Ai që adhurohet pos All-llahut dhe është i kënaqur me këtë adhurim që i bëhet. Argument për këtë është fjala e All-llahut*:* ***"Dhe kush thotë prej tyre:***

***”Unë jam zot pos Tij”, ndëshkimi për të është Xhehenemi. Kështu Ne i ndëshkojmë zullumqarët”.*** (el Enbija 29) Mexhmuatu Teuhid 1/14

Fjala më e mirë që është thënë rreth kësaj është fjala e Ibn Kajimit (Allahu e mëshiroftë) kur ka thënë:**Tagut** është tërë ajo që robi i tejkalon kufijtë e tij, qoftë në adhurim, bindje apo nënshtrim.

**Tagut konsiderohen:** Të gjithë ata që nuk gjykojnë tek Allahu dhe i dërguari i Tij, ose e adhurojnë atë përveç Allahut, ose iu binden atij në kundërshtim me udhëzim e Allahut, ose i binden në atë e që nuk e dinë se është bindje vetëm ndaj Allahut. Këta janë tagutat e njerëzimiy, ku nëse i mediton ata dhe veprimet e njerëzve me ta i sheh se shumica i janë shmangur adhurimit të Allahut dhe kanë dalur në adhurimin e tagutit. Ata kanë dalur ndaj bindjës dhe pasimit të të dërguarit të Tij. Rezultati i kësaj është se tagutat janë rei lloje: **Taguti i gjykimit, taguti i adhurimit** dhe **taguti i bindjes.** Qëllimi ynë këtu është **taguti i gjykimit** me atë që nuk e ka zbritur Allahu, ngase shumica e atyre që përkatësohen si muslimanë gjykojnë me adetet (zakonet) e prindërve të tyre dhe e quajnë hak, ndërsa ai vetë është taguti për të cilin Allahu ka urdhëruar t’i largohemi.

Taguti është emër i llojit: Me kuptim se shprehja tagut lejohet emërtimi dhe përdorimi i tij për secilin lloj të llojeve të tij. Emërtimi me të lejohet për çdo përson prej llojeve të tij si falltori, astrologu, magjistari, gjykatësi me atë që nuk e ka zbritur Allahu, zëvendësuesi i sheriatit të Allahut, thirrësi në adhurim të dikujt tjetër pos Allahut dhe çdo kokë në devijim. Koka e të gjithë këtyre është shejtani.

## Tema e tretë: Njeriu nuk konsiderohet musliman përveçse me mohimin e të gjitha llojeve të tagutave

Këtu e kemi një rregull të përgjithshme që duhet të tërheqim vërejtjën rreth saj. Kjo rregull është: Është detyrë për njeriun mohimi i të gjithë llojeve të tagutave përndryshe nuk plotësohet mbrojtja e gjakut, nderit dhe pasurisë përveçse me të, edhe nëse nuk i njeh personat dhe nuk i sheh individët kur ai (taguti) është prej atyre që e beson adhurimin e dikujt tjetër pos Allahut.Thotë Imam El-Muxhedid Muhammed ibn Abdul Vehab (Allahu e mëshiroftë): " Dije Allahu të mëshiroftë, se gjëja e parë që ua bëri obligim Allahu pasardhësve të Ademit është mohimi i tagutit dhe besimi në Allahun. Thotë Allahu Madhëruar: **"Ne dërguam në çdo popull të dërguar që t'u thonë: "Adhuroni vetëm All-llahun, e largojuni tagutit (adhurimit të tyre)!" (Nahl:36)**

**Forma e mohimit të tagutit bëhët:** Duke e besuar kotësinë e adhurimit të dikujt tjetër pos Allahut, ta distancosh atë, ta urresh atë, t'i urresh ithtarët e tij dhe armiqësosh ata, t'i duash të sinqertit dhe t'i miqësosh ata, t'i urresh mushrikët dhe t'i armiqësosh ata. Kjo është feja e Ibrahimit **" E kush largohet prej fesë së Ibrahimit përveç atij që e poshtron vetveten."(**Bekare:130**)**

Ky është shembulli për të cilin tregoi Allahu i Madhëruar: **"Ju e keni shembullin më të mirë te Ibrahimi dhe te ata që ishin me të, kur i thanë popullit të vet: "Ne tërhiqemi prej jush dhe prej asaj që adhuroni, pos All-llahut, nuk besojnë tuajën, prandaj ndërmjet nesh e jush është e hapët armiqësia e urrejtja derisa ta besoni vetëm All-llahun, Një!" (Nuk e keni shembull) Me përjashtim të fjalës së Ibrahimit thënë babait të vet: "Unë do të kërkoj falje për ty, po unë nuk kam në dorë asgjë për**

**ty te All-llahu!" Zoti ynë, vetëm Ty të jemi mbështetur, vetëm nga Ti jemi të kthyer dhe vetëm te Ti është e ardhmja!"** (Mumtehine:4)

Dije se njeriu nuk bëhet musliman përveçse pasi ta mohon tagutin. Argument është fjala e Allahut të Madhëruar:"... **Është sqaruar e vërteta nga e kota. E kush e mohon tagutin e i beson All-llahut, ai është kapur për lidhjen më të fortë, e cila nuk ka këputje.** (Bekare:256)

"**E vërteta"** është feja e Muhamedit ndërsa e **"kota"** është feja e Ebu Xhehlit kurse, "**lidhja më e fortë"** është fjala " La ilahe il-lAllah ", e cila në vete përmban mohimin e të gjitha llojeve të adhurimit për dikë tjetër pos Allahut, dhe pohimin se të gjitha llojet e adhurimit janë vetëm për Allahun, i cili nuk ka ortak. ( Mexhuatu, 1/4)

Muxhedidi Shejh Alame Sulejman Ibn Sehman ( Allahu e mëshiroftë): "Këto fjalë janë në shpjegimin e tagutit dhe obligueshmerinë e distancimit prej tij. Thotë Allahu i Madhëruar:"... **Është sqaruar e vërteta nga e kota. E kush e mohon tagutin e i beson All-llahut, ai është kapur për lidhjen më të fortë, e cila nuk ka këputje. Allahu është dëgjues i dijshëm."**(Bekare:256)

Allahu tregoi se ai i cili është i kapur në lidhjen me të fortë është <u>mohues i tagutit.</u> Allahu e parapriu mohimin në tagut para besimit në Të, ngase dikush mund të pretendon besimin në Të mirëpo nuk distancohet prej tagutit. Kështu që pretendimi i tij është gënjeshtër. Thotë Allahu i madhëruar: "**"Ne dërguam në çdo popull të dërguar që t'u thonë: "Adhuroni vetëm All-llahun, e largojuni djajve (adhurimit të tyre)!"** (Nahl:36) **Nëse ti (Muhammed) përpiqesh për t'i vënë në rrugë të drejtë ata, (dije se) All-llahu nuk e udhëzon atë që e ka humbur, dhe për ata nuk ka ndihmëtar.** (Nahl:37)

Allahu tregoi se të gjithë të dërguarit janë dërguar për ta mohuar tagutin. Kështu që ai i cili nuk distancohet nga taguti është kundërshtar i të gjithë pejgamberëve. Thotë Allahu i Madhëruar: **" Ndërkaq, ata që u larguan**

**prej adhurimit të tagutave dhe iu drejtuan All-llahut, ata kanë gëzim të madh, e ti përgëzoji pra robërit e Mi!** (Zumer:17).

Këto ajete janë argument për distancimin nga taguti me të gjitha llojet.Qëllimi me distancim nga taguti është: Urrejtja, armiqësia me zemër dhe të folurit kundër tij dhe të keqës së tij, shkatërrimi i tij me dorë sipas mundësisë dhe largimi prej tij. Ai që pretendon distancimin nga taguti dhe nuk i bën këto nuk është i sinqertë. (Dureru senije, 10/502)

Pra ajeti “... **Është sqaruar e vërteta nga e kota. E kush e mohon tagutin e i beson All-llahut, ai është kapur për lidhjen më të fortë, e cila nuk ka këputje.”** (Bekare:256), argumenton se njeriu nuk është i kapur në fjalën “La ilahe il-lAllah “ përveçse nëse e mohon tagutin. Kjo fjalë është fjala më e fortë e cila nuk ka shkeputje dhe ai që nuk e beson këtë nuk është musliman, ngase nuk është kapur në fjalën “ La ilahe il-lAllah”.Prandaj meditoje atë që të shpeton nga dënimi i Allahut, e që është realizimi i fjalës “ La ilahe il-lAllah” (me mohim dhe pohim).

Muxhedidi i dytë shejh Abdurrahman hasen Alu Shejh (Allahu e mëshiroftë) në librin “ Dureru senije, 11/263”) thotë në shpjegimin e hadithit:

“*Kush thotë “La ilahe ilAllah dhe e mohon atë që adhurohet krahas Allahut, e ka të mbrojtur gjakun dhe pasurinë, kurse llogaria e tij mbetet të Allahu”.*

*(Transmeton Muslimi)*

Ky hadith është me madhështori në shpjegimin e kuptimit të fjalës “ La ilahe il-lAllah”, ngase nuk e bëri kusht shqiptimin e saj që t’i mbrohet gjaku dhe pasuria dhe as njohjen e kuptimit të saj me gjithë shqiptimin e as pranimin e saj, e as atë që ky nuk adhuron dikë tjetër pos Allahut. **Bile nuk e ka të mbrojtur gjakun dhe pasurinë e tij derisa t’ia shton këtyre edhe mohimin e asaj që adhurohet krahas Allahut.** Prandaj nëse dyshon ose ndalet nga kjo nuk i mbrohet gjaku dhe pasuria. **Ah, çfarë mesele**

**madhështore është kjo për atë që e mediton dhe çfarë sqarimi i argumentit që ia këput fjalët çdo kundërshtari.**

Dijetari Abdullah ibn Batini (Allahu e mëshiroftë) tha: " Nëse njeriu i pranon këto veprime të cilat bëhen tek varrezat dhe në vende të tjera (prej adhurimieve të të vdekurve dhe atyre që nuk janë prezent), këto janë shirk dhe lajthitje. Ai që i kundërshton është në të vërtetën, ndërsa ai që ua zbukuron dhe thirrë në të është më i keq sesa adhuruesi i tyre. Ai që i kundërshton është në të vërtetën, ngase kjo është për qëllim mohimi i tagutit dhe mohimi i atij që adhurohet përveç Allahut.Nëse ai e kupton se këto gjëra dhe të tjera prej llojeve të adhurimit bëhen vetëm për Allahun dhe se nuk lejohen për dikë tjetër çoftë melek i afërt, pejgamber, e mos të flasim për dikë tjetër. Kjo është e vërteta e besimit në Allahun dhe mohimit të dikujt tjetër që adhurohet pos Tij. Ka thënë i dërguari sal'Allahu alejhi ue selem: *" Kush thotë 'La ilahe ilAllah' dhe e mohon atë që adhurohet krahas Allahut, e ka të mbrojtur gjakun dhe pasurinë, kurse llogaria e tij mbetët të Allahu i Madhëruar".* (Muslimi)

Është obligim për secilin mësimi me argumente i teuhidit dhe shtyllave të Islamit, dhe nuk lejohet taklidi (pasimi i verbër).Kurse sa i përket atij që nuk i njeh argumentët; nëse është nga ata që e beson njësimin e Allahut në krijim, sundim dhe zotërim dhe shpalljen e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem, dhe se këto gjëra veprohen, teqët janë prej shirkut, të kota dhe të devijuara. Nëse e beson këtë pa dyshuar aspak ai konsiderohet musliman, edhe nëse nuk e di argumentin, ngase shumica prej muslimanëve edhe nëse ua thua argumentin nuk e kuptojnë domethënien e tij.

E ka përmendur Imam Neveviu (Allahu e mëshiroftë) në shpjegimin e "Sahihut Muslim" të hadithi i Daman ibn Thalebës se ka thënë; " Ka thënë: Ebu Amër ibn Salah se në të ka argument për atë që beson (pa dyshuar aspak) dhe kjo është në kundërshtim me atë që anuan mu'tezilitë.

(Dureru senije, 10/408-409)

Ka thënë Ibn Hubejre (Allahu e mëshiroftë ) në “ Islah”: “ Dëshmia “ La ilahe il-laAllah” kërkon që dëshmuesi i sa ta dëshmon me dituri se s’ka të adhuruar  tjetër me meritë pos Allahut “**Atëherë, dije se nuk ka të adhuruar me meritë tjetër pos Allahut”.** (Muhammed:19). Duhet që shqiptuesi i saj të jetë i ditur. Allahu duke e sqaruar këtë situatë; se në momentin kur ai që e shqipton këtë të vërtetë duke mos e kuptuar (ditur) çka është duke shqiptuar-ai nuk arrinë sinqeritetin dhe vërtetësinë e atij që e shqipton duke e ditur: **“...përveç kush dëshmoi të vërtetën, e ata e dinë”.**(Zuhruf:86). Pra është detyrë veçimi i Allahut me adhurim, dhe çdo gjë që u tha e tregon hadithi më lartë. Kur thua “La ilahe il-lAllah” përfshinë shqiptimin se askush tjetër nuk e meriton adhurimin. Ajo kërkon veçimin e Allahut me adhurim, pa i bërë shok, dhe përmbledh nën këtë mohimin e tagutit dhe besimin në Allahun. Ti kur e kundërshton adhurimin e dikujt tjetër dhe e pohon adhurimin vetëm për Allahun je nga ata që e mohon tagutin dhe e beson Allahun.

Dijetari Hafidh El-Hakemi (Allahu e mëshiroftë) kur foli për kushtet e fjalës “La ilahe il-lAllah” ka thënë:

“Kuptimi që kihet për qëllim në këto kushte nuk është thjeshtë që t’i numërosh dhe t’i mbash mend ato. Sa shpesh ndodhë që një njeri i thjeshtë i mbledh ato të gjitha e kapet pas tyre, por kur vjen puna dhe e pyet atë që t’i numëroj ato, ai nuk është i aftë ta bëjë këtë. Sa shpesh ndodhë që një person i mëson përmendësh ato duke i shprehur, porse ai del prej atyre me shpejtësinë e shtizës.Dhe i sheh këta njerëz duke vepruar shumë gjëra të cilat i bëjnë të pavlefshme këto kushte. Udhëzimi është në dorë të Allahut.

(Mearixhul Kabul,2/418)

## Tema e katërt: Pajtimi i të gjithë pasuesve të kiblës se njeriu nuk konsiderohet musliman derisa ta mohon TAGUTIN

**Kjo rregull:** Kam për qëllim kushtin e mohimit të tagutit për të hyrë në Islam. Në këtë pike pajtohen edhe murxhitë, havarixhët, apologjotikët dhe të tjerët, kurse mospajtimi dhe diskutimi ka rënë për disa individë; se a hynë përgjithësisht në llojin e tagutit apo janë jashtë tij.Kjo i bëri ata që të vendosin rregulla të devijuara, risi dhe nuk i orientuan në rrugën e vërtetë.

Ka thënë Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë): "Është e njohur patjetër prej fesë dhe për të janë pajtuar umeti se thelbi i Islamit dhe ajo që me së pari obligohet me të është dëshmia "La ilahe il-lAllah Muhammedun resulullah". Me këtë fjalë pabesimtari bëhet besimtar dhe armiku bëhet mik. Dhe ai që pasuria dhe gjaku i tij që ishte e lejuar, me këtë fjalë i ka të mbrojtura gjakun dhe pasurinë. Nëse këto bëhen gjithashtu me zemër ai hynë në Islam, dhe nëse ai flet me gjuhë atë që nuk e ka në zemër, ai jashtë është musliman kurse brenda është pabesimtar."

(E bartur nga Tejsirul azizil hamid, 101)

Ka thënë Imam Neveviu ( Allahu e mëshiroftë): " Janë pajtuar Ehli Suneti (prej dijetarëve të hadithit dhe dijetarëve të fikhut) se besimtari për të cilin gjykohet se është prej pasuesve të kiblës ( dhe që nuk mbetet përgjithmonë në zjarr) është ai që beson me zemrën e tij, me bindje të pastër nga dyshimet (Neveviu sherh, buhari 130).
**Teuhidi është mohimi i çdo taguti që e adhurojnë njerëzit,krahas Allahut.** Kjo ngase mohimi i tagutit është shtyllë e teuhidit, dhe nëse nuk

realizohet kjo shtyllë ai nuk është njësues. Teuhidi është thelbi i imanit me të cilin pranohen të gjitha veprat dhe prishën me mos  ekzistimin e tij.

Pasiqë jemi duke folur në kuptimin e fjalës “La ilahe il-lAllah “, Allahu i madhëruar e mori përsipër shpjegimin e saj në disa vende të librit të Tij, dhe për të janë pajtuar të gjithë pejgamberët, prej të parit deri të i fundit: “ **Ne nuk dërguam asnjë të dërguar para teje e të mos i kemi shpallur atij se: Nuk ka te adhuruar tjetër që meriton të adhurohet përveç Meje, pra më adhuroni!** (Enbija:25). Bile i gjithë Kurani flet rreth kuptimit të saj, siç thotë Allahu i Madhëruar: **“(Përkujto, o i dërguar) Kur Ibrahimi babait të vet dhepopullit të tij i tha: "Unë jam i larguar prej asaj që adhuroni ju," "përveç Atij që më krijoi, dhe që Ai do të më drejtojë!"**
**Dhe ai (Ibrahimi) e la të përjetshme atë fjalë (besimin në një Zot) ndër pasardhësit e vet, me shpresë që ata të kthehen prej rrugës së gabuar në rrugën e drejtë.** (Zuhruf:26-28). Qëllimi është “La ilahe il-lAllah”-me pajtimin e të gjithë komentatorëve të Kuranit. Kthimi të kjo fjalë, distancimi nga çdo të adhuruar krahas Allahut. Pastaj sinqeriteti në adhurim, vetëm për të, sikurse fjala e prijësit të besimtarëve, Ibrahimit alejhi selam në këtë ajet, dhe kjo është kuptimi i fjalës së Allahut të Madhëruar: **Është sqaruar e vërteta nga e kota. E kush e mohon tagutin e i beson All-llahut, ai është kapur për lidhjen më të fortë, e cila nuk ka këputje.Allahu është dëgjues i dijshëm.”**
(Bekare:256)

**“Ndërkaq, ata që u larguan prej adhurimit të idhujve dhe iu drejtuan All-llahut, ata kanë gëzim të madh, e ti përgëzoji pra robërit e Mi!”**
(Zumer:17).

Kjo fjalë argumenton distancimin nga shirku kufri dhe sinqeritetin e pastër në adhurimin ndaj Allahut, argument për këtë është fjala e Allahut: “**Nuk i krijova xhinët dhe njerëzit, pos që të me adhurojnë Mua”.** (Dharijat:56)

Fjala “la ilahe il-lAllah” është fjala më e bukur, fjala më e mirë në tërë fenë e Allahut të Madhëruar. Ajo përmbledh në vetvete dy gjëra: Mohimin dhe pohimin. Mohimi është në fjalinë “La ilahe”, ku këtu hyn mohimi i tagutit dhe mohimi i adhurimit të dikujt tjetër pos Allahut. Dhe ai i cili nuk e beson këtë ai nuk është musliman. Fjala “La ilahe il-lAllah “ ia detyron distancimin nga çdo gjë që adhurojnë mushrikët, krahas Allahut. Pra, patjetër duhet të mohohet adhurimi i dikujt tjetër pos Allahut dhe Adhuruesi (që adhurohet krahas Allahut). Ai që distancohet nga të gjitha këto, i mohon ato, i kundërshton- ky e ka realizuar fjalën “La ilahe il-lAllah”, dhe është bërë i sinqertë me Allahun e Madhëruar, pa i bërë shok. Me këtë ka hyrë në teuhid, është bërë musliman dhe besimtar. Kjo ngase mushrikët e parë prej kurejshitëve dhe të tjerëve ishin nga ata që e kuptonin domethënien e saj, mirëpo e mohuan (kundërshtuan) shqiptimin e saj. Kishte nga ata që e pranonin shqiptimin e saj, mirëpo e mohonin (kundërshtonin) domëthënien e sa, duke mos e njohur kuptimin e saj, kuptim të cilin e di secili, derisa edhe armiqtë e pejgamberëve, të cilet thoshnin: **“"A na erdhe (të na frikësosh) që ta adhurojmë vetëm All-llahun e ta braktisim atë çka adhuronin prindërit tanë?** (A’raf:70) **“ A mendon ai t'i bëjë zotat Një Zot? Vërtet, kjo është gjë shumë e çuditshme!** (Sad:5)

(Muhtesar min kelami alamete Abdurrahman ibn Hasen, “Dureru senije 11/227-293)

**Shembull për këtë janë murxhitë:**

Nganjëherë na kundërshtojnë në gjykimin e ndonjë personi të caktuar, duke mos e quajtur tagut, si p.sh atë që nuk gjykon me atë që e ka zbritur Allahu, atë i cili e ka zëvendësuar sheriatin e Allahut dhe atë që e adhuron dikë tjetër pos Allahut nuk e fusin në llojin e tagutit. Për këtë ata argumentohen me lloj-lloj dyshime, si p.sh.:Me injorancë, imponim, ose e kushtëzojnë që ai ta konsideron të lejuar atë, ose ta bën qëllimisht dhe të dhe të ngjajshme si

këto.Për këtë ata argumentohen me fjalët e disa dijetarëve, edhe pse argumentet për këtë janë të vërtëtuara (të prera).Ata nuk e zbresin gjykimin me kufër konkret mbi këtë person, i cili e zëvendësoi gjykimin e Allahut dhe e gjykoi me atë që nuk e ka zbritur Ai. Këta (murxhitë) nuk janë injorantë në njohjen e gjendjës së tij, edhe pse besojnë dhe e dinë se kufri i të gjithë tagutave është kusht për islamin dhe shtyllë pa të cilën nuk plotësohet imani.

**Shembull tjetër janë havarixhët:**

Siç i emërtojnë disa njerëz-taguta, e pastaj e renditin nën të tekfirin e atij që nuk e bën atë kafir, duke besuar se ky nuk bëri tekfir në tagut. S'ka dyshim se futja e njeriut në islam bëhet me argument, ngase gjykimi me kufër ose Islam është dispozitë prej dispozitave të islamit, dhe nuk i lejohet askujt që të gjykon me mendjën dhe espshin e tij.

Ka thënë Shejh Abdulatif ibn Abdurrahman ibn hasen Alu Shejh (Allahu e mëshiroftë): "Duke ua demantuar fjalët e atyre që bëjnë tekfir me paragjykime, në kohën e Shejh Abdul Latif Ibn Abdurrahman Ibn hasanit (Allahu e mëshiroftë), njërit prej udhëheqësve të daues së Nexhdit dhe njëri prej nipave të Shejhh Muhamed Ibn Abdul Vehabit (Allahu e mëshiroftë), disa gulatë (teprues në tekfir) shkuan aq larg në tekfir (konsiderimin e njerëzve si jobesimtarë) për shkak të keqkuptimit të tyre të parimit "Kush nuk e konsideron kafirin-kafir edhe ai është kafir." Kështu që Shejhu ju shkruajti atyre, duke i refuzuar ata dhe duke iu thënë: "Në vitin gjashtëdhjetë e katër, erdha në dijeni në lidhje me dy njerëz të devijuar të llojit tuaj (pra me bindje si tuajat) në El-Ahsa. Ata qëndronin larg nga xhumaja dhe xhemati (pra nuk e falnin xhumanë dhe nuk faleshin me xhemat) dhe i konsideronin muslimanët në atë vend si kafira (jobesimtarë). Argumenti i tyre ishte sikurse i juaji.Ata thonin: Njerëzit e El-Ahsasë ulen me Ibn Fejruzin dhe përzihen me të dhe njerëzit sikur ai të cilët nuk i konsiderojnë tagutët (udhëheqësit/kryetarët që nuk e

implementojnë sheriatin) si jobesimtarë (janë vetë jobesimtarë), por askush nuk e ka konsideruar si akfri (jobesimtar) babgjyshin e tij, i cili e refuzoi dhe e kundërshtoi thirrjen e Shejh Muhamed Abdul Vehabit (Allahu e mëshiroftë).

Ata thanë: Secili njeri i cili nuk deklaron qartë se ai është kafir është vetë kafir në Allahun, sepse ai nuk e ka refuzuar tagutin, dhe kushdo që ulet me të është si ai (pra kafir). Në bazë të këtyre dy pikëpamjeve (mendimeve) të rrejshme dhe të gabuara ata krijuan vendimet të cilat janë të zbatueshme në rastin e braktisjes së dukshme të fesë, deri në atë masë saqë ata nuk e kthenin selamin (kur dikush u jepte).

Çështja mu parashtrua mua, kështu që unë i thirra ata, ua tërhoqa vërejtjen dhe ju fola ashpër. Pikë së pari ata pretendonin se e pasonin akiden (besimin) e Shejh Muhamed Abdul Vehabit (Allahu e mëshiroftë) dhe se posedonin kopje të eseve (punimeve) të tij. Kështu që unë diskutova argumentet e tyre të çuditshme dhe i munda parimet (pikëpamjet) e tyre të devijuara me çfarëdo që unë kisha mundësi në takimin tim me ta.

“Unë ju thashë atyre se Shejhu (Muhamed Ibn Abdul vehabi) nuk kishte të bëjë asgjë me këtë besim dhe qëndrim, dhe askush nuk duhet të konsiderohet si kafir përveç në bazë të asaj që gjithë muslimanët janë të pajtuar se ai i cili e bën atë vepër është kafir, sikurse shirku i madh ose refuzimi i shpalljeve dhe të dërguarve të Allahut, ose cilindo prej tyre, pasiqë t’ju është ngritur argumenti dhe definitivisht t’ju ketë arritur atyre, i tillë sikurse konsiderimi si jobesimtarë i atyre që i adhurojnë njerëzit e mirë (evliatë), ose të cilët i thërrasin ata (iu luten atyre) përveç Allahut, ose i trajtojnë ata si rival (të njëjtë) me Të, sa i përket të drejtave të Tij në adhurim dhe përkushtim mbi krijesat e Tij.

Kjo është ajo që dijetarët dhe besimtarët dhe të gjitha shkollat e mendimeve (medh’hebeve), kanë ixhma (konsensus-pajtohen unanimisht). Ata i kanë kushtuar një vëmendje të veçantë kësaj çështje (tekfirit), kur ata kanë diskutuar

në lidhje me vendimet mbi të dhe çfarë përbën braktisje të fesë dhe çfarë konsiderohet si e tillë. Ata e kanë diskutuar edhe çështjen e shirkut. Ibn Haxheri (Allahu e mëshiroftë) i ka kushtuar vëmendje të veçantë kësaj çështje në një libër të titulluar “El-I’lem bi Kauati El-Islam”.

Të dy burrat persian që i përmendëm shprehën pendimin dhe keqardhjen, dhe ata pohuan se e vërteta u ishte bërë e qartë që të dyve. Pastaj ata u larguan për në bregdet. Por ata (pas një kohe) i ishin kthyer sërish të njëjtit qëndrim, dhe ne kemi dëgjuar se ata i konsideronin dijetarët udhëheqës të muslimanëve si kafira sepse ata ju dërgonin letra mbretërve egjiptian.Për më tepër, ata e konsideronin si kafir çdonjërin i cili përzihej me ndonjërin prej udhëheqësve muslimanë të fesë (dijetarëve), që ju kishte shkruar atyre (mbretërve egjiptian). Ne kërkojmë mbrojtje nga Allahu nga devijimi pas udhëzimit.

Ne kemi dëgjuar gjëra të ngjajshme për juve, dhe se ju kënaqeni në diskutimin e çështjeve të ngjajshme (të tekfirit), të cilat askush nuk duhet t’i diskutojë ato përveç dijetarëve të cilët kanë dituri të madhe dhe ata të cilët janë të pajisur me kuptim të thellë të shpalljes së Allahut. Poashtu edhe ata të cilëve ju është dhënë urtësi e dituri.

Sa i përket shpalljes të njerëzve si kafira në bazë të këtyre çështjeve që ju mendoni se mund t’i bëni (konsideroni) muslimanët si kafira, kjo është një rrugë e havarixhëve të devijuar, të cilët u rebeluan kundër halifës Ali Ibn Ebi Talibit (radijAllahu anhuma) dhe sahabëve që ishin me të.”

(Burimi: “Ed-Durer El-Senije fi’l-Exhviba En-Nexhdije”, 1/466.)

Ka thënë Shejh Sulejman ibn Sehman (Allahu e mëshiroftë): “Tekfiri ndaj tyre që ulën me adhuruesit e varreve dhe xhehmive ( e të cilëve iu është ngritur argumenti ose është dialoguar me ta) është gabim. Nëse është nga ata që i miqëson, ose ulet me ta, t’i thuhet o kafir ose o xhehmi është gabim. Kjo nuk thuhet përpos për kafirin ose xhehmiun e të cilëve iu është ngritur argumenti, e

pas ofrimit të argumentit ata tregohen mendjemëdhenj. Ai që i miqëson ose polimezon për ata pasi t'i sqarohet fjala e dijetarëve në tekfirin e tyre dhe të vërtëtohet se i ka arritur dhe iu është ngritur argumenti dhe se pasuesit e Islamit e kanë kundërshtuar një gjë të tillë. Pastaj edhe nëse nuk e kuptojnë argumentin dhe tregohen mendjemëdhenj. Nëse ai ka teuil atëherë nuk e di gjendjën e tyre. Çështjeve është e rrezikshme. Ata janë nën kërcënimin me të madh e nëse nuk është njëra nga këto atëherë ne kërkojmë mbrojtje nga Allahu që mos të na devijon pasi na udhëzoi.

## Kapitulli i Dytë

## Ngas aspekti i mohimit Taguti është dy lloje: Me logjikë dhe pa logjikë, apo i detyruar dhe i padetyruar

### Tema e parë: taguti me logjikë ndahet në dy lloje:

Lloji i parë  me logjikë është ai i cili që mund ta cilësojmë me kufër ose iman.

Ky lloj ndahet ne dy pjesë:

**Pjesa e parë:** Liderët e kufrit prej tagutave të cilët nuk i përkatësohen Islamit, siç janë: çifutët, krishterët, zjarrputistët, budistët, komunistët, hindusët dhe të tjerët, e për të cilët nuk ka polemikë në kufrin e tyre, dhe për ta nuk ka kundërshtuar askush.

**Pjesa e dytë:** Liderët e kufrit prej tagutave të cilët përkatësohen në Islam, prej felëshuesve (dezertorëve) dhe munafikave (hipokritëve), të cilët i veprojnë disa

dispozita të Islamit siç janë namazi, zekati, agjërimi, haxhi etj.Pasues të kokës së kufrit, Abdullah ibn Umej Ibn Selulit dhe mushrikëve (idhujtarëve) të cilët përkatësohen në Islam me gënjeshtra dhe shpifje si rafiditë dhe të ngjajshmit, të cilët u rritën në kufër dhe vazhduan në të.

Ka thënë dijetari Hafidh El-Hakemi (Allahu e mëshiroftë): "Dije se ata që adhurohen përpos Allahut ose janë me logjikë ose jo. Me logjikë janë si p.sh njeriu, melaikët dhe xhinët.Këta ndahen në dy lloje: Ai që është i kënaqur me adhurimin që ia bëjnë atij dhe ai që nuk është i kënaqur me adhurimin që ia bëjnë atij. I pari është sikurse Faraoni, Iblisi dhe tagutat e tjerë. Këta janë në zjarrë të xhehnemit bashkë me adhurusit e tyre, siç thotë Allahu i Madhëruar:

**Dhe (sikur të shihnin) kur do të largohen ata që u prinin prej atyre që i ndiqnin (paria largohet prej atyre që u shkuan pas), e të gjithë e shohin dënimin dhe këputen lidhjet e tyre.**

**Kështu All-llahu do t'ju paraqesë veprat që janë dëshpërim për ta, e ata nuk kanë të dalë prej zjarrit.** (166-167)

I dyti: Ai që është i bindur ndaj Allahut dhe nuk pajtohet me adhurimin që ia bëjnë krahas Allahut, si p.sh Isa alejhi selam, Uzejri, melaiket dhe të tjerët. Këta janë të distancuar prej adhuruesve të tyre në dynja dhe ahiret, siç tregon Allahu i Madhëruar për Isën alejhi selam: **“Dhe kur All-llahu tha: "O Isa, bir i Merjemes, a ti njerëzve u the: "Më besoni mua dhe nënën time dy zota pos All-llahut!?" (Isai) Tha: "Larg asaj të mete je Ti (o Zoti im). Nuk më takon mua ta them atë që s'është e vërtetë. Ta kisha thënë unë atë, ti do ta dije. Ti e di ç'ka ka në mua, e unë nuk di çka ka në Ty. Ti je më i dijshmi i të fshehtave!"** (Maide:116)

Thotë Allahu i Madhëruar për çështjen e melaikeve: **“Dhe, (përkujto) ditën kur i tubon ata të gjithë e pastaj engjëjve u thotë: "A këta ishin që vetëm juve u adhuronin?" Ata (engjëjt) thonë: "I pa të meta je o i Madhëruar! Ti**

**je Zoti ynë, larg asaj që ata thonë! Por ata kanë qenë që adhuronin xhinët (djajtë) dhe shumica sish u besonin atyre". E sot pra, Nuk keni gjë në dorë t'i bëni as dobi, as dëm njëri-tjetrit, dhe atyre që ishin zullumqarë u themi: "Shijoni dënimin e zjarrit, të cilin e konsideruat gënjeshtër!" E kur u lexoheshin atyre ajetet tona të qarta, ata thoshin: "Ky nuk është tjetër vetëm se njeri, i cili dëshiron t'ju shmangë nga ajo që adhuronin prindërit tuaj" dhe thoshin: "Ky (Kur'ani) nuk është tjetër vetëm se është gënjeshtër e trilluar!" Madje, ata që nuk besuan të vërtetën, pasi ajo u erdhi, i thanë: "Kjo (Muhammed, Feja Islame, Kur'ani) nuk është tjetër vetëm se magji e qartë!"** (Sebe:40-43)

Thotë Allahu i Madhëruar për çështjen e atyre që adhurohen deri në kijamet përveç Allahut, si melaiket, Isa alejhi selam, nëna e tij, uzejri dhe të tjerët prej evlijave (të dashurve) të Allahut: **"Ditën kur Zoti do t'i tubojë ata, e edhe ata që adhuruan pos All-llahut dhe u thotë (zotave të adhuruar): "A i thirrët ju robtë e Mi që t'ju adhurojnë, apo ata vetë e humbën rrugën?"Ata (idhujt) thonë: "Je i panevojshëm për rival, o i Madhëruar! Neve nuk na takoi që përveç Teje të kemi ndonjë mbrojtës tjetër, por Ti u ke dhënë të mira atyre dhe të të parëve të tyre, që ishin njerëz të prishur saqë harruan të përkujtojnë!Ja (All-llahu u thotë idhujtarëve), këta ju përgënjeshtruan për atë që thoni (se ishin zota), pra ju as nuk keni mundësi të shpëtoni as t'i ndihmoni (vetes). E cilido që bën padrejtësi prej jush, Ne i japim atij të përjetojë një dënim të madh."** (Furkan:17-19)

**<u>Pra, jo gjithsecili që adhurohet përveç Allahut quhet tagut</u>**: "I tilli nuk duhet të urrehët, të armiqësohet, të shpallet kafir si p.sh melaiket, pejgamberët, njerëzit e mirë. Tagut quhet shejtani i cili i thirrë njerëzit dhe xhinët në adhurimin e tij dhe ua zbukuroi atyre këtë adhurim. Kjo ngase çdo adhurim që kryhet përveç Allahut, ai në realitet ka ndodhur si pasojë e shajtanit dhe për të realizohet, ngase ai e zbukuroi dhe urdhëroi me të dhe u pajtua me të, siç thotë Allahu i Madhëruar: **"O bijtë e Ademit (kriminelë), po a nuk ua**

**dërgova porosinë që të mos e dëgjoni djallin, se me të vërtetë ai është armiku juaj i hapët!? (Ju porosita) Të më adhuroni Mua, se kjo është rruga e sigurt! Vërtet, ai ka humbur shumë njerëz prej jush, a nuk mblodhët mend?** (Jasin:60-62)

**Dhe, (përkujto) ditën kur i tubon ata të gjithë e pastaj engjëjve u thotë: "A këta ishin që vetëm juve u adhuronin?" Ata (engjëjt) thonë: "I pa të meta je o i Madhëruar! Ti je Zoti ynë, larg asaj që ata thonë! Por ata kanë qenë që adhuronin xhinët (djajtë) dhe shumica sish u besonin atyre".**
(Sebe:40-41)

Pra, tagut është ai i cili adhurohet përveç Allahut, duke qenë i kënaqur, ose duke i thirrë njerëzit në adhurim ndaj tij.

**Tema e dytë: Forma e mohimit të Tagutit me Logjikë:**

Forma e mohimit të tagutit të ngarkuar (me obligime) ose tagutit me logjikë realizohet me gjashtë gjëra:

Katër nga to janë për të adhuruarin, dmth tagutin:

1.Besimi në kotësinë e adhurimit të tij

2.Braktisja e tij

3.Urrejtja e tij

4.Tekfiri duke e urrejtur dhe armiqësuar

Kurse dy të tjera kanë të bëjnë me adhuruesin, d.m.th. ai i cili e adhuron dikë tjetër pos Allahut, prej tagutave dhe të tjerëve.Ato janë:

5.Tekfiri i tyre

6.Armiqësimi i tyre për Allah

Thotë Shejh Muhamed ibn Abdul Vehab (Allahu e mëshiroftë): “Kuptimi i kufrit në tagut është: Të distancohesh nga çdo gjë që i besohet përveç Allahut, prej xhinëve, njerëzve, pemëve, gurëve e të tjerëve, dhe të dëshmosh për atë për dhe devijimi, pastaj ta urresh atë edhe nëse është babai dhe vellau yt”.

(Dureru senije, 2/122)

## Tema e tretë: Taguti pa logjikë ( i ngurt )

**Lloji i dytë:Taguti pa logjikë**: Është ai që nuk ka mundësi të cilësohet me kufër dhe iman si p.sh.: Gurët, shtazët, pemët dhe të ngjajshmet si to prej krijesave në të cilat nuk hynë njeriu dhe xhinët. Në këtë lloj nuk pranohet Islami përveçse duke bërë kufër në të.

Ka thënë dijetari Hafidh El-Hakemi (Allahu e mëshiroftë): “ Sa i përket tagutit pa logjikë (të ngurtë) prej pemëve dhe gurëve dhe të tjerëve, e të cilët kanë logjikë i përfshinë fjala e Allahut të Madhëruar: “ **Ju dhe ajo që adhuruat ju pos All-llahut, do të jeni lëndë e xhehennemit, dhe keni për të hyrë në të.**

**Sikur të kishin qenë ata zota, ata nuk do të hynin në të, po që të gjithë do të jenë aty përgjithmonë.”** (Enbija:98-99)

Është transmetuar në hadith të saktë nga hadithi i Ebu Seidit rreth shefatit (ndërmjetësimit). (Me gjithë gjatësinë e tij) në të thuhet: *(Thirrë një thirrës): Le ta pason secili popull atë që ka adhuruar, pasuesit e kryqit e ndjekin atë,*

*adhuruesit e idhujve me idhujt e tyre dhe adhuruesit e statujave me statujat e tyre".* (Buhariu). Për këtë tregon edhe hadithi i Ebu Hurejrës (radijAllahu anhu): " *I ringjallë Allahu njerëzit në Ditën e Kijametit dhe u thotë: Kush ka adhuruar dikënd le ta pason atë. Kështu që ai që e ka adhuruar diellin e ndjek atë, ai që e ka adhuruar hënën e ndjek atë, ai që i ka adhuruar tagutat i ndjek ata.*

Në një hadith tjetër të gjatë: *(Le t'i bashkangjitet secili popull adhurusëve të tyre që i adhuruan përveç Allahut. Nuk mbetët askush përveç Allahut, veçse i formësohet i adhuruari para tij. Allahu e përsonifikon një melek në formë e Uzejrit dhe një melek në formën e Isës, të birit të Merjemës. Pastaj çifutët e ndjekën atë poashtu edhe të krishterët dhe bien në zjarrë".* (Buhariu)

Për këtë tregon Allahu i Madhëruar: **" Sikur të kishin qenë ata zota, ata nuk do të hynin në të, po që të gjithë do të jenë aty përgjithmonë".** (Enbija:99)

Në hadithin e Ibn Mesudit tek Dari Kutni, Taberaniu dhe Abdullah ibn Ahmed dhe të tjerëve (që kanë shkruar në sunetin e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem). Hadithi është i gjatë ku ndër të tjera thuhet: *"Pastaj thirrë: O ju njerëz: A nuk jeni të kënaqur me Zotin tuaj i Cili ju krijoi, furnizoi dhe ju urdhëroi që ta adhuroni dhe mos t'i bëni shok. Le ta pason secili atë që e ka miqësuar dhe adhuruar në dynja.Tha: Vazhdojnë t'i pasojnë ata dhe u formësohen atyre ajo që adhuruan para tyre dhe e ndjekin atë. Disa e ndjekin diellin, disa hënën, e disa tek idhujt prej gurëve dhe të ngjajshmëve që i adhuruan në dynja. Ata që e adhuruan Isën alejhi selam u prinë shejtani që i devijoi në atë adhurim, ata që e adhuruan Uzejrin u prinë shejtani që i devijoi në atë adhurim. Kështu mbetët Muhamedi (salAllahu alejhi ue selem) me umetin e tij"* (Buhariu)

Kjo si në rastin e Isës (alejhi selam) dhe Uzejrit. Kurse sa i përket adhuruesëve të tagutave atyre u prinë tagutat e tyre, e jo shejtanët. Dhe për këtë dëshmon Kurani dhe Suneti. (Muhatesar min: Mearixhul Kabul, 2/486-489)

### Tema e Katërt:Forma e mohimit të Tagutit pa Logjikë (të ngurtë)

Forma e kufrit në të realizohet duke i plotësuar pesë gjëra, nga të cilat tri që kanë të bëjnë me të adhuruarin, d.m.th. tagutin. Ato janë:

1. Besimi në kotësinë e adhurimit të tij
2. Braktisja e tij
3. Urrejtja e tij

Kurse dy kanë të bëjnë më adhuruesin. D.m.th. atë që e adhuron tagutin përveç Allahut. Ato janë:

4. Tekfiri i atyre që i adhurojnë ata

5.Armiqësimi i tyre për Allah

Ai që e kundërshton këtë prej muslimanëve është kafir (i dalur prej fesë).

# Kapitulli i tretë

**Taguti me logjikë nga aspekti i mos tekfirit të tij është dy lloje, kjo për shkak të hyrjës nën rregullën “Kush nuk e bën kafirin-kafir ose dyshon në kufrin e tij”**

### Tema e parë: Gjykimi i atij që ndalet ose dyshon në kufrin e tagutave të cilët nuk përkatësohen në Islam

**Lloji i parë:** Janë tagutat prej pabesimtarëve në origjinë, të cilët nuk i përkatësohen fesë Islame. Ai i cili këta nuk i shpallë kafira ose dyshon në kufrin e tyre, ose është i luhatshëm ose ndalet në tekfirin e tyre- është kafir. Ky ka rënë në anuluesin e tretë prej dhjetë anuluesve të cilë e prishin Islamin, dhe për të cilin ka ixhma (kocenzues) mes muslimanëve. Madje me këtë janë pajtuar edhe bidatxhitë.

Ka thënë dijetari i madh Abdullah Eba Betini (Allahu e mëshiroftë): " Janë bashkuar muslimanët për kufrin e atij që nuk i shpallë kafira çifutët dhe krishterët, ose dyshon në kufrin e tyre. Dhe ne jemi të bindur se shumica e tyre janë injorantë. { Risaleti Intisar}. Kufri i këtyre është prej gjërave të mirënjohura në fe që i di shumica dhe pakca përveç atyre që Allahu ua ka vulosur zemrat dhe ua ka verbuar sytë nga drita e shpalljës. Ne do t'i tregojmë disa argumente duke u mjaftuar me to pa përmendur të tjera: **"S'ka dyshim se ata, të cilët nuk besuan nga ithtarët e librit dhe nga idhujtarët, do të jenë në zjarrin e xhehennemit,aty do të jenë përgjithmonë. Te tillët janë krijesa më e dëmshme".** (Bejine:6)

**"A nuk e ke ditur se ata që u bënë hipokritë, u thoshin vëllezërve të vet nga ithtarët e librit që nuk kishin besuar.."** (Hashr:11)

**"Gjithashtu bënë kufër (mosbesim) ata që thanë: "Allahu është i treti treve".** (Maide:73)

**"Bën kufër (mohuan të vërtetën) ata që thanë: "All-llahu është ai, Mesihu, biri i Merjemes"** (Maide:72)

Dhe shumë ajete të tjera të cilat nuk i fshihen as atij që është injoranti më i madh.

Ka ardhur në përgjigjen e Komisionit të Përhershëm për Fetva (përgjigja) e tyre: " Nuk i lejohet një grupi besimtarësh të cilët besojnë në kufrin e adhuruesve të varreve t'i shpallin kafira vëllezërit e tyre besimtarë që janë ndalur në kufrin ndaj tyre derisa t'ju ngritet argumenti. Kjo ngase ndalja në mos tekfirin e tyre është me ndonjë dyshim ose bindja se patjetër duhet t'i ngritet argumenti adhuruesve të varreve, para shpalljes së tyre si kafira. Kurse sa i përket tekfirit të çifutëve, krishterëve, komunistave dhe të ngjajshmëve si ata s'ka pikë dyshimi në kufrin e tyre dhe kufrin atyrë që nuk i bëjnë këta tekfir". (2/92)

**Tema e dytë: Gjykimi për atë i cili ndalet ose dyshon në kufrin e Tagutit i cili përkatësohet në Islam**

**Sa i përket llojit të dytë:** Janë tagutat të cilët përkatësohen në Islam. Si lloji i këtyre shumë njerëzve iu është përzier çështja, e në veçanti, ngase ata i shfaqin shumë prej adhurimeve e (dispozitave) të Islamit si p.sh Namazin, haxhin, ndërtimin e xhamive, sadakanë etj. Kësisoj ai i cili nuk i bën tekfir këta nuk shpëton nga njëra prej këtyre tri situatave:

**Situata e parë:** Janë ata që e ndihmojnë tagutin dhe qeverinë (pushtetin e tij). Atyre nuk ju intereson gjykimi i Allahut, duke bërë përpjekje me vetët e tyre që ta fikin dritën e Allahut; në varrosjen e fjalëve të Tij dhe luftimin e miqëve të Tij (besimtarëve). Këta janë sherbëtorët e tagutave, përkthyesit e tyre, thirrësit për në adhurimin e tyre si p.sh në sekularizëm dhe demokraci dhe të ngjajshme si këta. Për të tillët nuk do të këtë kurrfarë hise dhe shpërblimi në botën tjetër, përveç dënimit. Për këtë lloj s'ka dyshim në kufrin e tyre.

**<u>Situata e dytë:</u>** Ata që nuk e njohin realitetin e gjendjës së tyre, d.m.th. nuk e njohin gjendjën e këtyre tagutave dhe atë në të cilën kanë rënë prej kufrit. Mirëpo ky nuk është injorant në gjykimin e Allahut për të ngjashmit si ata. Ky besimin e ka të shëndosh dhe ka rënë në injorancë të thjeshtë (Injoranca e thjeshtë është të kuptuarit jo i plotë i vërtetësisë së diçkaje.

**Shembull për këtë:** Një person beson se ai i cili pretendon se e di gajbin (të fshehtën) bën kufër, mirëpo nuk e di se filan personi është duke pretenduar dijën e fshehtë për vetën e tij, dhe nuk iu është bërë e qartë e vërteta rreth tij. Kjo nuk i bën dëm atij dhe nuk ia dëmton imanin.

**Situata e tretë:** Ata që e kanë kuptuar realitetin e tagutave, anuluesit dhe kufriatet në të cilat kanë rënë, mirëpo janë ndalur në tekfirin e tyre. Nën këtë situatë hynë dy lloje njerëzish:

**Lloji i parë**:Ata të cilët besojnë në kufrin e tyre, devijimet e tyre dhe i urrejnë ata, mirëpo nuk e shfaqin tekfirin e tyre. Këta janë tri lloje:

**Lloji i parë:** Të dobëtit (shtypurit): Të dobëtit të cilët nuk kanë fuqi ndaj tyre. Këta i asryetoi Allahu deri sa t'u largohet arsyeja dhe ti largohen pengesat. Me parësor se këta janë të imponuarit **"... E sikur të mos kishte burra besimtarë dhe gra besimtarë, që ju nuk i dinit, e t'i sulmonit duke mos ditur, dhe me mbytjen e ndonjërit prej tyre të turpëroheni (Zoti do t'ju jepte leje të hyni në Mekë). (E bëri atë) Për ta marrë All-llahu në mëshirën e vet atë që do. Dhe sikur të ishin të ndarë, Ne do t'i dënonim me një dënim të rëndë ata prejtyre të cilët nuk besuan.."**(Fet'h:25)

**"Përveç atyre që ishin të paaftë nga burrat, gratë e fëmijët që nuk kishin mundësi të gjenin, as mënyrë, as rrugë (për shpërngulje)".** (Nisa:98)

**"Ç'keni që nuk luftoni për Zotin dhe për (t'i shpëtuar ) të paaftit: nga burrat, nga gratë e nga fëmijët, të cilët lutën: 'Zoti ynë! nxirrna nga ky fshat (Meka), banorët e të cilit janë mizorë. Jepna nga ana Jote shpëtim e ndihmë!"** (Nisa:75)

Ka thënë Ibn Abasi (radijAllahu anhuma): *"Unë me nënën time ishim prej të dobtëve në tokë"*.(Buhariu). Thotë Allahu i Madhëruar: **" Besimtarët të mos i miqësojnë mosbesimtarët, e t'i lënë anash besimtarët. E kush bën atë. ai nga feja e Allahut nuk ka asgjë, përveç nëse është për qëllim ruajtja prej të keqes së tyre. Allahu ua tërheq vërejtjen me dënim prej Tij, pse vetëm tek Allahu është e ardhmja".** (Ali imran:28)

Ka thënë Ibn Kethiri (Allahu e mëshiroftë ): "Përveç kush frikësohet prej sherrit të tyre në disa vende dhe kohëra i lejohet atij në anën e jashtme të ruhet dhe jo me anën e brendshme me nijetin e tij. Siç ka thënë imam Buhariu nga Ebu Derda (radijAllahu anhu) që ka thënë: " Ne u buzëqeshnim në fytyra disa njerëzve, kurse zemrat tona i mallkonin". Ka thënë dijeatri Sulejman ibn Abdullah (Allahu e mëshiroftë): "Përveç nëse është për qëllim ruajtja prej të keqes së tyre.Ua lejoi miqësimin e tyre nëse frikësohen prej tyre kur janë të shtypur dhe nuk kanë mundësi shfaqjen e armiqësisë ndaj tyre.Në këtë rast lejohet përzierja, kurse zemra me qenë e qetë me iman dhe armiqësi dhe urrejtje. Pengesë për këtë është ajeti: **"Ai që pas besimit të tij e mohon Allahun, me përjashtim të atij që dhunohet (për të mohuar), e zemra e tij është e bindur plotësisht me besim, por fjala është për atë që ia hap gjoksin e mosbesimit, ata i ka kapur hidhërimi nga Allahu dhe ata kanë një dënim të madh".**(Nahl:106)

Ka thënë Ibn Abasi (radijAllahu anhuma): "E shfaqin butësinë ndaj tyre dhe i kundërshtojnë në fe".

**Lloji i dytë:** Janë ata që besojnë se ata kanë bërë kufër, e pranojnë atë, mirëpo nuk e shfaqin ndaj tyre për ndonjë pengesë si p.sh akraballëku (farefisi), ose ndonjë arsye tjetër prej pengesave. Këta janë ata për të cilët ka folur Allahu i Madhëruar: **" Ata kanë dëshirë që ti të bësh lajka, e që edhe ata të bëjnë lajka".** (Kalem:9)

Gjykimi për ta është se janë mëkatarë të mëdhenj dhe sipas gjendjës e merr edhe gjykimin. Ka thënë Abdurrahman ibn Abdullah Alu Shejh (Allahu e mëshiroftë): "Nëse e pranon se ata janë kafira, mirëpo nuk ka fuqi (mundësi) ballafaqimin me tekfir ndaj tyre ky në këtë rast është mudahin (lajkatar), dhe hynë nën fjalën e Allahut **"Ata kanë dëshirë që ti të bësh lajka, e që edhe ata të bëjn lajka".** (Kalem:9). Këta e marrin gjykimin e mëkatarëve.

**Lloji i tretë:** Ai që thotë se të tjerët janë kafira, mirëpo unë nuk them se ata janë kafira dhe ndalet nga tekfiri i tyre në përgjithësi. S'ka dyshim se ky gjykim nga ai për islamin e tyre ku nuk bëri dallim mes kufrit dhe Islamit. Dhe ai që e quan kufrin Islam dhe kafirat muslimanë ai është kafir.Tek ai nuk ka as teuil (keqinterpretim), e as dyshim, i tilli e ka kundërshtuar një dispozitë (gjykim) prej dispozitave të Allahut, pas vërtetimit të saj tek ai dhe pasi e ka njohur atë. Me këtë ai ka bërë kufër.

Ka thënë Muhammed ibn Abdul Vehab (Allahu e mëshiroftë): " Definicioni i fjalës tagut është që të distancohesh nga çdo besim tjetër përveç besimit në Allahun, qoftë xhin, njeri ose diç tjetër,  dhe të dëshmon për të me kufër, devijim dhe ta urren atë edhe nëse është babai dhe vëllau yt.Kurse ai që thotë unë nuk adhuroj dikë tjetër përveç Allahut mirëpo nuk i kundërshtoj teqet dhe tyrbet dhe të ngjajshme si to- ky është përgënjeshtrues i fjalës "La ilahe il-lAllah", dhe nuk e ka besuar Allahun dhe as nuk ka bërë kufër në tagut". {Dureru senije, 2/121}

Gjithashtu shejhu (Allahu e mëshiroftë) thotë: "Ndërsa ty që Allahu të ka begatuar me Islam dhe e ke kuptuar se s'ka të adhuruar tjetër me meritë pos Allahut, mos mendo se kur thua kjo është hak dhe unë e braktisi çdo gjë tjetër përveç kësaj, mirëpo nuk i kundërshtoj mushrikët dhe nuk them për ta asgjë, mos mendo se vetëm kjo të fut në Islam. Patjetër duhet t'i urresh ata, t'i urresh ata që i dojnë ata, poshtërimi i tyre dhe armiqësimi i tyre siç ka thënë babai yt (Ibrahimi alejhi selam) dhe ata që ishin me të: **"Ne tërhiqemi prej jush dhe prej asaj që adhuroni, pos Allahut, nuk besojnë tuajën".** (Mumtehine:6)

**"E kush e mohon tagutin e i beson Allahut, ai është kapur për lidhjen më të fortë, e cila nuk ka këputje".** (Bekare:256)

**"Ne dërguam në çdo popull të dërguar që t'u thonë: "Adhuroni vetëm All-llahun, e largojuni djajve (adhurimit të tyre)!"** (Nahl:36)

Sikur dikush të thotë: Unë  e pasoj të dërguarin salAllahu alejhi ue selem dhe se ai është në hak (të vërtetën) mirëpo nuk e kundërshtoj Latin dhe Uzan, Ebu Xhehlin dhe të ngjajshmit si ai dhe se unë nuk kam kurrfarë të keqe me ta. Këtij nuk i pranohet Islami i tij.{Dureru senije,2/109}

Dijetari Sulejman ibn Abdullah Alu Shejh (Allahu e mëshiroftë) ka thënë: "Nëse dikush thotë: Them të tjerët janë kafira mirëpo nuk se filan njerëzit janë kafira. Ky gjykim i tij me Islamin ndajtyre duke mos bërë dallim në mes kufrit dhe Islamit, sepse nëse nuk janë kafira atëherë janë muslimanë. Kështu që ai që e quan kufrin-Islam dhe kafirat-muslimanë ai është kafir dhe

me këtë bëhet pabesimtar." (Evtheku urel el ijman damne mexhmuatu teuhid, 1/160 )

Eshtë pyetur Shejh Husejn dhe Shejh Abdullah (dy bijtë e shejh Muhammed ibn Abdul Vehabit (Allahu i mëshiroftë)):" Cili është gjykimi për atë person që hynë në këtë fe, e do atë, mirëpo nuk i armiqëson mushrikët, ose i armiqëson mirëpo nuk i shpallë kafira dhe thotë: Unë jam musliman mirëpo nuk mund t'i shpalli kafira thënësit e fjalës "La ilahe il-lAllah", edhe nëse ata nuk ia dinë kuptimin ? Dhe për një njeri i cili hynë në këtë fe mirëpo thotë" Nuk kundërshtoj adhurimin i cili bëhet tek teqet dhe e di se ato as nuk bëjnë dëm dhe as dobi mirëpo nuk i kundërshtoj.

**U përgjigjën**:Njeriu nuk është musliman përveçse nëse e mëson teuhidin, i nënshtrohet atij, vepron me atë që kërkon ai, i beson të dërguarit salAllahu alejhi ue selem në atë që ka treguar, i bindet në atë që ia ka ndaluar, i beson ati dhe asaj që ai ka ardhur me të. Ai që thotë nuk i armiqëson mushrikët, nuk i shpalli kafira, nuk i kundërshtoj thënësit e fjalës "La ilahe il-lAllah" edhe nëse e sjellin kufrin dhe shirkun e madh, ose e armiqësojnë fenë e Allahut, ose thotë nuk i kundërshtoj tyrbet- i tilli nuk është musliman. Për të ngjajshmit si ky Allahu i Madhëruar thotë: **"S'ka dyshim se ata që nuk besojnë All-llahun dhe të dërguarin e Tij, dëshirojnë të bëjnë dallim mes All-llahut dhe të dërguarve të Tij e thonë: "Ne i besojmë disa e nuk i besojmë disa të tjerë" e mes këtij duam të marrim një rrugë. Të tillët lanë jobesimtarët e vërtetë; e Ne kemi përgatitur dënim të fortë e nënçmues për jobesimtarët".** (Nisa: 150-151)

Allahu e ka obliguar armiqësimin e mushrikëve, distancimin dhe tekfirin e tyre...{Mexhmuatu teuhid, 1/353 & Dureru senije, 10/139}

**Lloji i dytë:** Janë ata që e kanë kuptuar realitetin e tagutave, anuluesit dhe kufriatet në të cilat kanë rënë.Kështu që këta i kundërshtuan ata, i urryen me zemrat e tyre, thanë lloji i kufrit nxjerrë nga feja mirëpo nuk zbritet tek personi përveçse pas ngritjës së argumentit, plotësimit te kushteve, largimit të pengesave në të drejtën e individit. Ose janë ndalur në mos tekfirin për shkak të hutisë që e kanë bërë disa prej atyre që përkatësohen në dituri dhe mësimdhënie, ose kanë qenë imitues (pasues) të ndonjërit prej dijetarëve prej të cilëve kishin mendim të mirë, ose për shkak të ndonjë dyshimi që iu është shfaqur atyre, ose teuili (keqinterpretimi), ose për shkak të vendosjës se ndonjë teksti (argumenti) jo në vendin e duhur nga ana e ndonjë dijetari dhe bartja e fjalës (mendimit) të tij jo në qëllimin e tij ku bëri që të ndalen në tekfirin  e tyre. Këta në fillim nuk shpallen kafira dhe nuk lejohet tekfiri i tyre derisa tu ngritet argumenti dhe të largohet dyshimi prej tyre, dhe për këtë ka ixhma. Ajo që duhet të thellohemi në kuptimin e saj është: Taguti i gjykimit, taguti i bindjes dhe pasimit, ku në kohën e fundit u përhapen sprovat dhe meselja e gjykimit në këtë kohë u bë prej meseleve të fshehura, dhe vetëm nga Allahu kërkojmë ndihmë.Kjo për shkak të dyshimeve të shumta dhe keqinterpretimeve, mbrojtësve të pakët ndaj kësaj mesele, pafuqia e tyre, kundërshtarët e shumtë të saj, fuqia dhe devijimi i tyre. Të gjitha këto bënë që njeriu të jetë i mangët në kërkimin e hakut ( të vërtetës) ose mangësimin në kuptim.

Thotë Muhammed ibn Abdul Vehabi (Allahu e mëshiroftë): "Themeli i fesë dhe shtylla e saj janë dy gjëra: **E para**: Urdhëri që të adhurohet vetëm Allahu, pa i bërë shok, të thirrë vetëm tek Ai, të miqëson vetëm për Të dhe tekfiri i atij që e braktis atë, **E dyta**; Paralajmërimi nga shirku në adhurim ndaj Allahut, urrejtja, armiqësia për të dhe tekfiri i atyre që e veprojnë atë.

Ka thënë shejh Abdurrahman ibn Hasen (Allahu e mëshiroftë) në shpjegimin e themelit të fesë: "Themeli i fesë dhe shtylla e saj janë dy gjëra: **E para**: Urdhëri që të adhurohet vetëm Allahu, pa i bërë shok Atij, të thirrë vetëm tek

Ai, të miqëson vetëm për Të dhe t'i bën tekfir ata që e kanë braktisur atë. Kjo ngase ai që e vepron shirkun ai e ka lë (braktis) teuhidin. Këto të dyja (shirku dhe teuhidi) janë dy gjëra të kundërta që nuk bashkohen dhe kurdo që ndodh shirku largohet teuhidi.Thotë Allahu i Madhëruar duke treguar për ata që kanë bërë shirk: ".. dhe i përshkruan shokë Allahut për të larguar (njerëzit) nga rruga e Tij. Thuaj: "Kënaqu për pak kohë me mosbesimin tënd, se ti pa dyshim je nga banuesit e zjarrit! (Zumer:8)

Allahu i Madhëruar e shpalli kafir për shkak të marrjës për zota, e që ishin shoqëruesit e tyre në adhurim. Ajetët për këtë shembull janë të shumta, kështu që njeriu nuk mund të jetë njësues në Allahun (muvehid) përveçse me mohimin e shirkut, distancimit prej tij dhe tekfirit të atyreve që e veprojnë atë.Tutje shejhu (Allahu e mëshiroftë) tha: **E dyta:** Paralajmërimi nga shirku në adhurim ndaj Allahut, urrejtja, armiqësia për të dhe tekfiri i atyre që e veprojnë atë. Teuhidi nuk plotësohet përveçse me këtë dhe kjo është feja e të dërguarëve, të cilët e paralajmëruan popullin e tyre prej shirkut, siç tregon Allahu i Madhëruar: **"Ne dërguam në çdo popull të dërguar që t'u thonë:"Adhuroni vetëm All-llahun, e largojuni djajve (adhurimit të tyre)!"(Nahl:36) "Luftoni ata derisa të mos mbetet idhujtari (besim i kotë), e i tërë adhurimi të bëhet vetëm për All-llahun".** (A'raf:39)

Fitneja në  këtë ajet është për qëllim shirku.Allahu i Madhëruar i cilësoi mushrikët me kufër në shumë ajete, ngase patjetër duhet të bëhen tekfir ata. Kjo është ajo që kërkon fjala "La ilahe il-lAllah, fjala e sinqeritetit që nuk realizohet kuptimi i saj përveçse me tekfirin e atyre që i bëjnë shirk Allahut në adhurim, siç ka ardhur edhe në hadith të saktë: *" Kush thotë" La ilahe il-lAllah" dhe e mohon atë që adhurohet përveç Allahut i bëhet e mbrojtur pasuria dhe gjaku i tij, kurse llogaria e tij mbetët tek Allahu".* (Transmeton Muslimi)

Fjala e tij: Kush thotë "La ilahe il-lAllah" dhe e mohon atë që adhurohet përveç Allahut nuk do të thotë se nuk mbrohet pasuria dhe gjaku i tij përveçse me këtë.Nëse dyshon ose është i luhatshëm atëherë nuk i mbrohet pasuria dhe gjaku i tij. Këto gjëra janë teuhidi i plotë sepse fjala "La ilahe il-lAllah" është kushtëzuar me kushtëzime pa të cilat nuk vlenë, siç janë: Ditura, sinqeriteti, çiltërsia bindja dhe mos dyshimi. Njeriu nuk mund të jetë njësues përveçse me bashkimin e të gjitha këtyre, bindja në to, pranimin e tyre, dashuria për, miqësimi dhe armiqësimi për të dhe me bashkimin e këtyre që i përmendi shejhu (hoxha) ynë. Pastaj shejhu (Allahu e mëshiroftë) tha: "Kundërshtarët në të janë të mdryshëm... deri kur tha:Ka  nga njerëzit që e adhuron Allahun mirëpo nuk e mohon (kundërshton) shirkun dhe as nuk i armiqëson mushrikët.Them: Eshtë e njohur se ai që nuk e mohon (kundërshton) shirkun nuk e njeh teuhidin dhe nuk e ka sjellur atë që argumenton fjala "la ilahe il-lAllah" - prej kundërshtimit të shirkut dhe tekfirit të tyre për atë që e vepron atë pas sqarimit (shpjegimit) dhe për këtë ka ixhma. Këtë e përmban kaptina "ihlas" dhe "El-Kafirun" dhe fjala e Allahut në kaptinën Mumtehine: **",,Ne distancohemi prej jush dhe prej asaj që adhuroni.."**(Mumtehine:4) se ai që nuk e bën kafir atë që e ka bërë Kurani e ka kundërshtuar atë me të cilën kanë ardhur të dërguarit (prej teuhidit) dhe asaj që ai obligon.Nuk mund të jetë njësues përveçse pas mohimit të shirkut dhe distancimit të tij dhe prej atyre që e veprojnë atë dhe duke i bërë tekfir. {Mexhmuatu Teuhid, 1/38-41}

Imam Hasen ibn Ali El-Berbahari (Allahu e mëshiroftë) në "Sherh Sunneh, faqe 31" ka thënë: "Nuk nxirret asnjë prej ithtarëve të kiblës prej Islamit derisa t kundërshton ndonjë ajet prej librit të Allahut Fuqiplotë, ose e kundërshton ndonjë hadith të saktë nga i dërguari salAllahu alejhi ue selem, ose falet për dikë tjetër krahas Allahut, ose therrë për dikë tjetër krahas Allahut. Nëse ai vepron diçka nga këto, të bëhet obligim nxjerrja e tij prej islamit."

ka ardhur në librin "El-Ikna" dhe shpjegimit të saj (Kapitulli:Dispozita ndaj felëshuesit-renegatit) për atë që bën kufër pas Islamit me fjalë, besim, dyshim apo vepër. Bëhet felëshues nëse nuk është nga ata që imponohet, siç thotë Allahu i Madhëruar:"**..me përjashtim të atij që dhunohet (për të mohuar), e zemra e tij është e bindur plotësisht me besim..."**(Nahl:106) Gjithashtu bën kufër nëse tallet për shkak të përgjithësisë së ajetit:**"...E kush zbrapset prej jush nga feja e tij dhe vdes si pabesimtar.."**(Bekare:217)

Dijetarët kanë konsenzus (ixhma) për mbytjen e felëshuesit (renegatit). Ai që bën shirk në Allahun e Madhëruar bëhet mohues (kafir), pasi që ishte besimtar. Argument është fjala e Allahut të Madhëruar : **"Ska dyshim se Allahu nuk e falë (mëkatin) t'i përshkruhet Atij shok (idhujtarinë), e përpos këtij (mëkati) i falë kujt do. Kush përshkruan All-LLahut shok, ai ka trilluar një mëkat të madh".**(Nisa:48)

Ose e mohon se Allahu është Krijuesi dhe Ai i cili e meriton adhurimin. Bën kufër ngase mohuesi i këtyre është mushrik në Allahun e Madhëruar. Ose e mohon një cilësi prej cilësive të Tij, ose i përshkruan ortak dhe fëmijë. Kjo është kufër. Ose pretendon pejgamberllëkun dhe i beson atij që e pretendon pejgamberllëkun pas të dërguarit salAllahu alejhi ue selem. Ky njeri bën kufër sepse e ka përgënjështruar fjalën e Allahut të Madhëruar"**..,por ai ishte i dërguari i All-llahut dhe vulë e të gjithë pejgamberëve..."** (Ahzab:40)

Ose mohon një të dërguar, apo një libër prej librave të Allahut, ose diçka prej tyre. Ose i mohon melaiket, ose ndonjë melek që është vërtetuar se është melek. Bën kufër për shkak të përgënjështrimit të Kuranit. Bën kufër nëse e mohon ringjalljen, e shanë Allahun dhe të dërguarin e Tij, tallet me Allahun, librin dhe të dërguarit e Tij. Argument është fjala e Allahut: **" E nëse i pyet ti ata (përse tallen), do të thonë:" Ne vetëm jemi mahnitur e dëfruar".Thuaj:" A me All-llahun, librin dhe të dërguarin e Tij talleni?"**

**Mos kërkoni fare ndjesë, ju pasi që (shpallët se) besuat, keni mohuar. Nëse një grupi nga ju i falim, grupin tjetër e dënojmë, ngase ishin kriminelë".** (Teube:65-66).

Thotë Shejhu (Allahu e mëshiroftë): "Ose e urren të dërguarin e Tij dhe atë me të cilë ka ardhur. Ky njeri bën kufër me pajtimin e të gjithë dijetarëve. Njashtu bën kufër nëse vendos mes tij dhe Allahut ndërmjetësues tek të cilët mbeshtetët dhe iu lutet atyre. Bën kufër me ixhma, sepse kjo llogaritet si vepra e adhuruesve të idhujve të cilët thonin: **"Ne nuk i adhurojmë ata për tjetër, vetëm që të na afrojnë sa më afër All-llahut..."** (Zumer:3)

Ose e sjellë ndonjë fjalë apo vepër të qartë në tallje me fenë të cilën e ka ligjësuar Allahu i Madhëruar. Bën kufër siç u tregua në ajetin me herët. Bën kufër nëse e nënqmon Kuranin, apo e thotë ndonjë fjalë që e nxjerrë nga Islami si p.sh Thotë jam çifut ose i krishter. Bën kufër nëse tallet me premtimin e Allahut dhe kërcënimin e Tij. Bëhet kafir sepse hynë në talljen ndaj Allahut.Bën kufër nëse nuk e shpall kafir atë i cili merr ndonje fe tjetër përveç islamit, dyshon në kufrin e tij, ose thotë: Unë kam nevojë për diturinë e Muhamedit salAllahu alejhi ue selem në anën e jashtme dhe jo në anën e brendshme. Bën kufër nëse thotë se ndonjërit prej evliave i lejohet të dal nga sheriati i Muhamedit saAllahu alejhi ue selem, ashtu siç iu lejua Hidrit (alejhio selam) të dalë nga sheriati i Musës (alejhi selam). Bën kufër ai që i shanë sahabët (radijAllahu anhuma) ose ndonjë prej tyre, ose sharjës së tij ia bashkangjit edhe besimin se Aliu (radojAllahu anhu) është zot dhe se Xhibrili (alejhi selam) ka gabuar. S'ka dyshim në kufrin e këtij dhe poashtu në kufrin e atij që ndalet në mos tekfirin e tij dhe mbytjës së tij. Ndalohet mësimi i magjisë, mësimdhënia dhe të punuarit me të. Bën kufër me mësimin e saj dhe veprimin me të,pa marrë parasysh e besoi ndalimin apo lejimin e saj..." {E huazuar nga "Fjalët e dobishme nga kufriatet e bëra" nga dijetari Abdullah ibn Muhammed ibn Abdul Vehab (Allahu e mëshiroftë}

Shejh Muhamed ibn Abdul Vehabi (Allahu e mëshiroftë) në "Mufid El-Mustefid fi kufri tariki teuhid" thotë: "Nga ajo që më së miri e zgjedh problematikën e kësaj është d.m.th. meselën e tekfirit të atoj që e vepron një anulues prej anuluesëve të Islamit, e që i përkatësohet Islamit. besimtarit edhe më shumë ia shton bindjen ajo që ka ndodhur me të dërguarin salAllahu alejhi ue selem, sahabët dhe dijetarët pas tij, për ata që përkatësohen në Islam, siç ceket se i dërguari salAllahu alejhi ue selem e ka dërguar Berra ibn Azibin (radijAllahu anhu), i cili me vete e barte flamurin dhe shkoi tek një njeri qëe kishte martuar gruan e babait të tij për ta mbytur dhe për t'ia konfiskuar pasurinë e tij. Poashtu edhe nisja e tij për tek beni mustalikët, kur i treguan se e kanë ndaluar zekatin. Dhe si shembulli i Ebu Bekër Sidikut dhe sahabëve të tjerë (radijAllahu anhuma) ndaj atyre që nuk e jepnin zekatin, marrjës së pasurisë së tyre, plaqkës së pasurisë dhe emërtimit të tyre si felëshues (renegat). Dhe si shembulli i (ixhmaut) konsenzuesit të sahabëve në kohën e Omerit (radijAllahu anhu) për tekfirin e Kudame ibn medhunit dhe shokëve të tij, nëse ata nuk pendohen pasiqë e kishin keqkuptuar fjalën e Allahut: **"Ata që besuan dhe bënë punë të mira, nuk kanë mëkat për atë që u ushqyen (më herë) derisa ata ruhen (prej haramit)...".**(Maide:93). Bën kufër ai që pretendon se lejohet alkooli për disa njerëz të caktuar.

Ose sikur shembulli i konsenzuesit të sahabëve në kohën e Othmanit (radijAllahu anhu ) për tekfirin e xhematit të xhamisë, të cilët folën fjalë për pejgamberllëkun e Musejleme gënjështarit, edhe pse ata nuk ndoqën atë. Pastaj sahabët (radijAllahu anhum) kishin polemikë rreth pranimit të pendimit të tyre.Ose si shembulli i Aliut (radijAllahu anhu) i cili i dogji me zjarrë shokët e tij kur e tepruan në të (duke e pranuar zot). Ose si shembulli i konsenzuesit të tabiinëve dhe sahabëve që ishin ende  gjallë rreth kufrit të Muhtarë ibn Ebi Ubejdit dhe ata që e ndoqën atë, edhe pse ai pretendon se po e kërkon gjakun e Husejnit dhe Ehlul bejtit. Pastaj ixhmau (konsenzuesi) i tabiinëve dhe atyre që erdhën pas tyre për mbytjën e Xhad ibn Dirhemit i cili ishte i

njohur me dije dhe devotshmëri. Dhe mos t'i përmendim shembujt e tjerë të cilët nuk përkufizohen. Askush as prej të hershmëve dhe as prej të më vonshmëve nuk tha si po i lufton Beni Hanifët, kurse ata thonë "La ilahe il-lAllah", falë dhe japin qekatin. Gjithashtu nuk ishte problem për asnjë prej sahabëve (radijAllahu anhum )tekfiri i Kudame ibn Medhunit dhe shokëve të tij, nëse ata nuk pendohen.

Gjithashtu koha e Beni Ubejd el Kaddah të cilët e sunduan Marokun, Egjiptin, Shamin dhe asaj që e shfaqën prej fjalëve dhe veprave. Nuk ishte problematikë për asnjë prej dijetarëve luftimi i tyre.Këta jetuan në kohën e Ibn Xhevzit (radijAllahu anhu) me çrast ai shkroi një libër për ta pasi që morën Egjiptin dhe e titulloi "Triumfi ndaj Egjiptit"

Nuk dihet që dikush prej dijetarëve të hershëm apo të mëvonshem të këtë kundërshtua këto.Nuk ishte problematikë për ta pse ata e shqiptonin fjalën "La ilahe il-lAllah" ose praktikonin diçka prej shtyllave të Islamit përveç ajo që kemi dëgjuar prej të humbureve në këtë kohë, ku e pranojnë se ajo është shirk, mirëpo ai që e vepron ose është në anën e tyre ose e nënqmon teuhidin, i lufton ithtarët e tij, ose i urren për shkak të tij. Ai nuk bën kufër sepse thotë "La ilahe il-lAllah" ose sepse ai i vepron pesë shtyllat e Islamit dhe argumentohen me atë se i dërguari (sal'Allahu alejhi ue selem) i quajti Islam. Këtë nuk mund ta dëgjosh asnjëherë përveçse pre këtyre kundërshtarëve injorantë dhe të devijuar, me çrast nëse ata e gjejnë një shkronjë prej dijetarëve e marrin si argument për mendimin e tyre të neveritur dhe të pa logjikshëm. I gjori ka rënë në atë që tha poeti në poezinë e tij:

*Ato janë mendime që nuk i përshkruhen asnjë dijetari...*

*Që nuk vlenë as sa një filozofi nëse kthehet në peshorën e dijetarit.*

Dhe tha në librin "Muhtesar Es-Sireh" Tregimi i Muhtar ibn Ebi Ubejd Eth-Thekafi, i cili ishte prej tabiinëve dhe dhëndrri i Abdullah ibn Omerit

(radijAllahu anhuma).Babai i tij thotë se ishte njeri i mirë, mirëpo në fund të jetës së tij pretendonte se i vinte shpallja. Abdullah ibn Zubejri (radijAllahu anhu) kundër tij nisi një ekspeditë për ta luftuar ushtrinë e tij, me çrast edhe e mbyten atë.Komandanti i ushtrisë ishte Musab ibn Zuberj (radijAllahu anhu). Me vete e kishin edhe një grua që babai i saj ishte njëri nga sahabët. Musabi e thirri që ta shpallte për kafir (Muhtar ibn Ebi Ubejd Eth-Thekafi) mirëpo ajo refuzoi e pastaj ai i shkruajti vëllaut të tij Abdullahut që ta pyet rreth saj.Ai ia ktheu:Nëse ajo nuk distancohet nga kjo atëherë mbyte. Ajo refuzoi prapë kështu që Musabi e mbyti. Dijetarët kishin ixhma për kufrin e Muhtarit, edhe pse ai i vepronte disa prej dispozitave të islamit.Krimi i saj ishte në të drejtën e pejgamberllëkut të dikujt tjetër përpos të dërguarit salAllahu alejhi ue selem. Nëse sahabët (radijAllahu anhum) e mbytën një grua prej bijave të sahabëve pasi u ndal në tekfirin e Muhtarit, a thua vallë si është halli i atij i cili nuk e shpallë kafir BEDEVIUN.O Allah kërkojmë falje nga ti.(Faqe:34)

Dijetari Sulejman ibn Abdullah (Allahu e mëshiroftë) për atë që ndalet apo dyshon ose është injorant në kufrin e atyre që i adhurojnë varret thotë: "Nëse ai dyshon në kufrin e tyre ose është injorantë; i sqarohen atij argumentët nga libri i Allahut dhe suneti i të dërguarit salAllahu alejhji ue selem për kufrin e tyre.Nëse edhe pas kësaj dyshon dhe është i luhatshëm, ai është kafir me ixhmanë e të gjithë dijetarëve , sepse ai që dyshon në kufrin e kafirit është kafir". {Evthekul urel damne mexhmuatu teuhid, 1/16}

Disa nga dijetarët e Nexhdit kanë thënë: "Ndaja atyre që xhihadi bëhet obligim janë edhe ata që nuk i bëjnë tekfir mushrikët,ose dyshojnë në kufrin e tyre, për shkak se ajo është nga anuluesit e Islamit. Dhe një prej asgjësuesve të tij dhe ai që cilësohet me të bën kufër. I bëhet hallall gjaku dhe pasuria e tij.Eshtë detyrë luftimi i tij derisa t'i bë tekfri mushrikët.Argument për këtë është fjala e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem: *"Ai që thotë "La ilahe il-lAllah" dhe e mohon atë që adhurohet përveç Allahut, i mbrohet pasuria*

*dhe gjaku i tij".*(Transmeton Muslimi). E ndërlidhi mbrojtjen e pasurisë dhe gjakut me dy gjëra.

E para: La ilahe il-lAllah

E dyta: Kufri (mohimi) ndaj asaj që adhurohet krahas Allahut.

Kështu që nuk mbrohet pasuria dhe gjaku i robit derisa t'i sjell këto dy gjëra. E para nga to fjala "La ilahe il-lAllah" dhe qëllimi këtu është jo vetëm shqiptimi, por: "Njësimi i Allahut me të gjitha llojet e adhurimit. E dyta: Kufri (mohimi) i asaj që adhurohet përpos Allahut, e që kuptimi i saj është tekfiri i mushrikëve dhe distancimi prej tyre dhe i asaj që adhurohet përpos Allahut.

Ai që nuk i bën tekfir mushrikët prej adhuruesve të varreve të  varreve sikurse banorët e shtetit turk, adhuruesit e varreve prej banorëve të Mekës dhe të tjerët që i adhuronin njerëzit e mirë dhe largimit të tyre nga teuhidi i Allahut, futjes së tyre në shirk dhe zëvendësimit të sunetit me bidat të kufrit.S'ka dyshim se i tilli është kafir sikur ata, edhe nëse ky e urren fenë e tyre dhe e do Islamin dhe muslimanët.Kjo ngase ai që nuk i bën tekfir mushrikët nuk është besimtar i Kuranit, ngase Kurani i ka shpallur kafira mushrikët dhe ka urdhëruar që të shpallën kafira, të armiqësohen dhe të luftohen.

Shejh Muhammed ibn Abdul Vehab (Allahu e mëshiroftë) kur foli për anuluesit e Islamit tha : E treta: Kush nuk i bën tekfir mushrikët, dyshon në kufrin e tyre, apo saktëson medh'hebin e tyre- ai është kafir (jobesimtar).

